Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!

# Hyrje

Me emrin e Allahut! Lavdërimi i takon Allahut!

Temë e këtij libri janë disa çështje me rëndësi fetare të cilat fëmijët tanë duhet t'i dinë patjetër dhe të cilat duhet tua mësojnë prindërit e tyre që nga vegjëlia.

Ky libër karakterizohet nga metodologjia e lehtë dhe e thjeshtë, por e përshtatshme dhe e kompletuar përkitazi me çështjet që kanë të bëjnë me akiden, fikhun, siren, edukatën, tefsirin, hadithin, moralin dhe lutjet. Nga ky prizëm ky libër nuk ofrohet thjesht vetëm për fëmijët, por edhe për të gjithë ata që u mungojnë njohuritë për çështjet bazike fetare apo që rishtazi kanë hyrë në fe ose i janë rikthyer asaj. Libri preferohet të shpërndahet nëpër shtëpi, çerdhe dhe institucione të ndryshme parashkollore e shkollore që të mësohen përmendsh këto çështje dhe të shpjegohen qartë e kuptueshëm. I kam klasifikuar tematikisht ndërsa për të qenë më të mprehta për mendjen dhe më lehtë për tu memorizuar i kam përgatitur në formë të pyetjeve-përgjigjeve. Edukatori mund të përzgjedhë prej tyre atë që konsideron se i përshtatet moshës së fëmijëve apo atyre me edukimin e të cilëve merret.

Allahun e lus ta pranojë këtë vepër dhe ta bëjë të dobishme!

Bazë për këtë kemi ajetin:

{ يَا أَيُّهَا الَّذِينَ آمَنُوا قُوا أَنفُسَكُمْ وَأَهْلِيكُمْ نَارًا وَقُودُهَا النَّاسُ وَالْحِجَارَةُ عَلَيْهَا مَلَائِكَةٌ غِلَاظٌ شِدَادٌ لَّا يَعْصُونَ اللَّهَ مَا أَمَرَهُمْ وَيَفْعَلُونَ مَا يُؤْمَرُونَ }

"O ju që besoni! Ruani veten dhe familjet tuaja nga Zjarri, lënda djegëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët. Atë e mbikëqyrin melekë të fuqishëm e të ashpër, të cilët kurrë nuk i kundërshtojnë urdhrat e Allahut, por i zbatojnë menjëherë ata." (Et-Tahrim, 6)

Abdullah ibn Abasi, Allahu qoftë i kënaqur me të!, ka thënë: “Një ditë, ndërsa isha mbrapa të të Dërguarit të Allahut ﷺ më tha: "O djalosh, po t'i mësoj disa fjalë: “Ruaje Allahun, që Ai të të ruajë ty! Ruaje Allahun, që ta kesh pranë! Kur të lypësh, lypi Allahut e, kur të kërkosh ndihmë, kërko nga Allahu! Gjithashtu, dije se, po qe se të gjithë njerëzit do të mblidheshin për të të bërë mirë, nuk do të mund të të bëjnë mirë, pos asaj që ta ka caktuar Allahu, dhe anasjellas, nëse bashkohen për të të bërë dëm, nuk do të mund të të dëmtojnë, përveç asaj që ta ka caktuar Allahu. Tashmë lapsat janë ngritur dhe fletët janë tharë." (E shënon Tirmidhiu dhe Ahmedi)

Rëndësia e mësimit të fëmijëve

Në libërthin Ta’limu es-sibjan et-teuhid, hoxha dhe imami Muhammed Abdul Vehhabi (Allahu e mëshiroftë!) ka thënë: “Ky libërth është një trajtesë e dobishme përkitazi me gjërat që njeriu duhet tua mësojë paraprakisht fëmijëve, para se tua mësojë Kur'anin, në mënyrë që, nga aspekti i formimit, fëmija të bëhet një person i kompletuar sipas natyrshmërisë islame dhe, nga aspekti i besimit, të jetë një monoteist i vyer.”

Imami Ebu Zejd Kajrevani (Allahu e mëshiroftë!) ka thënë:

“Nëse, siç na shpjegohet në tekste fetare se fëmijët duhen urdhëruar për namaz kur janë shtatë vjeç, ndërsa duhen rrahur nga pak nëse nuk falen kur janë dhjetë vjeç, si dhe duhen ndarë në shtretër veç e veç (nëse janë të gjinive të ndryshme), atëherë po kështu duhet mësuar edhe gjërat që Allahu ua ka bërë farz (obligim), fjalë apo vepra qofshin, në mënyrë që të

mos i zë mosha madhore ndryshe vetëm se duke qenë të mishëruar me to, si koncepte, dhe të familjarizuar me to, si veprime.” [Mukaddimetu Ebi Zejd el-Kajrevani, f. 50]

*****

# Kapitulli i besimit

## Pyetja 1: Kush është Zoti yt?

Përgjigjja: Zoti im është Allahu, Ai që me mirësinë e Vet kujdeset për mua dhe për të gjitha krijesat.

Dëshmi për këtë kemi ajetin kuranor:

﴿ الْحَمْدُ لِلَّهِ رَبِّ الْعَالَمِينَ ﴾

Çdo lavdërim i përket Allahut, Zotit të botëve. [El-Fatiha: 2]

## Pyetja 2: Cila është feja jote?

Përgjigjja: Feja ime është Islami, kuptimi i së cilës është t’i nënshtrohesh dhe t'i dorëzohesh Allahut duke e besuar dhe adhuruar vetëm Atë, si dhe duke u larguar nga idhujtaria dhe ithtarët e saj.

Allahu i Madhërishëm thotë:

﴿ إِنَّ الدِّينَ عِنْدَ اللَّهِ الْإِسْلَامُ ...﴾

“Feja e vërtetë tek Allahu është vetëm Islami.” [Al Imran: 19]

## Pyetja 3: Kush është pejgamberi yt?

Përgjigjja: Pejgamberi im është Muhammedi ﷺ.

Allahu i Madhërishëm thotë:

﴿مُّحَمَّدٌ رَّسُولُ اللهِ ...﴾

"Muhamedi është i Dërguar i Allahut..." [El-Fet'h: 29]

## Pyetja 4: Cila është dëshmia e Teuhidit dhe cili është kuptimi i saj?

Përgjigjja: Dëshmia e Teuhidit është 'La ilahe il-la Allah!', kuptimi i së cilës është: nuk ka të adhuruar me të drejtë përveç Allahut.

Allahu i Madhërishëm thotë:

﴿فَاعْلَمْ أَنَّهُ لَا إِلَٰهَ إِلَّا اللَّهُ ...﴾

"Dije se nuk ka të adhuruar të denjë përveç Allahut!" [Muhammed: 19]

## Pyetja 5: Ku është Allahu i Lartësuar?

Allahu është në qiell, mbi arsh dhe mbi të gjitha krijesat.

﴿ الرَّحْمَٰنُ عَلَى الْعَرْشِ اسْتَوَىٰ ﴾

"I Gjithëmëshirshmi mbi Fron u ngrit (si i takon Madhërisë së Tij)." [Taha: 5]

Po ashtu thotë:

﴿ وَهُوَ الْقَاهِرُ فَوْقَ عِبَادِهِ ۚ وَهُوَ الْحَكِيمُ الْخَبِيرُ ﴾

"Ai është Sunduesi mbi robërit e Vet; Ai është i Urti dhe ka dijeni për gjithçka." [El-En'am: 18]

## Pyetja 6: Cila është domethënia e dëshmisë se Muhammedi është i dërguari i Allahut?

Përgjigjja: Domethënia e saj është se Allahu i Madhërishëm e ka dërguar Muhammedin ﷺ përgëzues dhe qortues për njerëzimin mbarë.

Duhet:

- të përfillen urdhrat e tij

- t’i besohet fjalëve të tij

- të mos kundërshtohet, dhe

- të adhurohet Allahu sipas mësimeve dhe shpjegimeve të tij, pra të ndiqet suneti dhe të refuzohen risitë.

Allahu i Madhërishëm thotë:

﴿مَنْ يُطِعِ الرَّسُولَ فَقَدْ أَطَاعَ اللَّهَ ...﴾

“Kush i bindet të Dërguarit, i është bindur Allahut...” [En-Nisa: 80]

Gjithashtu thotë:

﴿وَمَا يَنْطِقُ عَنِ الْهَوَى * إِنْ هُوَ إِلَّا وَحْيٌ يُوحَى﴾

“Ai nuk flet sipas qejfit të vet, 4. por ajo (që thotë) është vetëm shpallje hyjnore, që i vjen atij.” [En-Nexhm: 3-4]

Gjithashtu, Allahu i Madhërishëm thotë:

﴿لَقَدْ كَانَ لَكُمْ فِي رَسُولِ اللَّهِ أُسْوَةٌ حَسَنَةٌ لِمَنْ كَانَ يَرْجُو اللَّهَ وَالْيَوْمَ الْآخِرَ وَذَكَرَ اللَّهَ كَثِيرًا﴾

"Në të Dërguarin e Allahut ka një shembull të mrekullueshëm për atë, që shpreson tek Allahu dhe Dita e Fundit dhe e përmend shumë Allahun." [El-Ahzab: 21]

## Pyetja 7: Përse na ka krijuar Allahu i Lartësuar?

Përgjigjja: Allahu na ka krijuar që ta adhurojmë vetëm Atë dhe askënd tjetër pos Tij.

Pra, jemi krijuar për adhurim, jo për lojëra e dëfrim.

Allahu i Madhërishëm thotë:

﴿وَمَا خَلَقْتُ الْجِنَّ وَالْإِنْسَ إِلَّا لِيَعْبُدُونِ﴾

"Xhinët dhe njerëzit i kam krijuar vetëm që të Më adhurojnë." [Edh-Dharijat: 56]

## Pyetja 8: Çfarë nënkupton ibadeti - adhurimi?

Përgjigjja: Adhurimi (ar. ibadet) përmbledh çdo gjë që Allahu e pëlqen nga fjalët dhe veprat tona, fizike apo shpirtërore qofshin.

Fizike: të dukshme, si: përmendja e Zotit me gjuhë duke bërë tesbih (duke thënë: subhanallah), tahmid (duke thënë: elhamdulilah), tekbir (duke thënë: Allahu ekber!), duke e falur namazin, duke kryer haxhillëkun etj.

Shpirtërore: të padukshme, të brendshme, si: tevekkuli (mbështetja në Allahun), frika, shpresa etj.

## Pyetja 9: Cili është obligimi ynë më i madh?

Përgjigjja: Obligimi ynë më i madh është teuhidi, respektivisht besimi i pastër në Allahun.

## Cilat janë llojet e Teuhidit?

Përgjigjja: Teuhidi ka tri lloje: 1) Teuhidi Rububije, i cili përfshin besimin se vetëm Allahu është krijues, furnizues, sundues, posedues, udhëheqës dhe se askush tjetër pos Tij nuk ka kompetenca në këto dhe në gjëra të ngjashme me to.

Teuhidi i Uluhije, i cili nënkupton se vetëm Allahun duhet adhuruar dhe askënd tjetër pos Tij.

3) Teuhidi i Emrave dhe Cilësive të Allahut i cili nënkupton besimin në emrat dhe cilësitë e Zotit të përmendura në Kuran dhe sunet, duke i ikur me këtë rast përngjasimit (temthilit), shtrembërimit (tahrifit), formësimit (tekjifit) dhe mohimit (ta’tilit).

Argument për këto tri lloje të Teuhidit kemi ajetin:

﴿رَّبُّ السَّمَاوَاتِ وَالْأَرْضِ وَمَا بَيْنَهُمَا فَاعْبُدْهُ وَاصْطَبِرْ لِعِبَادَتِهِ ۚ هَلْ تَعْلَمُ لَهُ سَمِيًّا﴾

"Ai është Zoti i qiejve, i Tokës dhe i gjithçkaje që është midis tyre, prandaj, vetëm Atë adhuroje dhe bëhu i qëndrueshëm në adhurimin ndaj Atij. A njeh ti ndokënd që ka Emrin e Tij?!" [Merjem: 65]

## Pyetja 11: Cili është mëkati më i madh?

Përgjigjja: Mëkati më i madh është shirku ose idhujtaria.

Allahu i Madhërishëm thotë:

﴿إِنَّ اللَّهَ لَا يَغْفِرُ أَنْ يُشْرَكَ بِهِ وَيَغْفِرُ مَا دُونَ ذَٰلِكَ لِمَنْ يَشَاءُ وَمَنْ يُشْرِكْ بِاللَّهِ فَقَدِ افْتَرَىٰ إِثْمًا عَظِيمًا﴾

"Vërtet, Allahu nuk fal që të adhurohet dikush apo diçka tjetër veç Atij, por gjynahet e tjera më të vogla ia fal kujt të dojë. Kushdo që i bën shok Allahut (në adhurim), ka bërë gjynah të tmerrshëm." [En-Nisa: 48]

## Pyetja 12: Shpjego çfarë është shirku dhe cilat janë llojet e tij!

Përgjigjja: Shirku nënkupton t’ia kushtosh ndonjë adhurim (ibadet) dikujt tjetër pos Allahut.

Shirku është dy llojesh:

1) Shirku i madh, si p.sh. ta lusësh dikë pos Allahut, t’i biesh në sexhde dikujt pos Allahut, të therësh kurban për dikë pos Allahut.

2) Shirku i vogël, si p.sh. të betohesh në dikë tjetër pos Allahut, të vësh nuska apo hajmali për t’i larguar të këqijat, të shfaqësh paksa syfaqësi si p.sh. kur të vësh re se njerëzit janë duke të shikuar ti ta falësh namazin më mirë.

## Pyetja 13: A e di të fshehtën ndokush tjetër pos Allahut?

Përgjigjja: Jo, askush tjetër pos Allahut nuk e di të fshehtën.

Allahu i Madhërishëm thotë:

﴿قُل لَّا يَعْلَمُ مَن فِي السَّمَاوَاتِ وَالْأَرْضِ الْغَيْبَ إِلَّا اللَّهُ ۚ وَمَا يَشْعُرُونَ أَيَّانَ يُبْعَثُونَ﴾

“Thuaj: “Askush, përveç Allahut, në qiell apo në Tokë, nuk i di të fshehtat dhe as nuk do ta dijë se kur do të ringjallet”.” [En-Neml: 65]

## Pyetja 14: Sa shtylla ka besimi - imani?

Përgjigjja:1. Besimi ka gjashtë shtylla: 1) Besimi në Allahun,

2) Besimi në melekët,

3) Besimi në libra

4) Besimi në pejgamberë,

5) Besimin në Ditën e Fundit, dhe

6) Besimin në paracaktimin e Allahut, kadanë dhe kaderin.

Argument për këtë kemi hadithin e njohur të Xhibrilit, të shënuar në koleksionin e haditheve të Muslimit, në të cilin qëndron se Xhibrili e ka pyetur Pejgamberin Muhammed ﷺ:

“Më trego për besimin (imanin).” I Dërguari tha: “Besimi është të besosh në Allahun, në melekët, në librat e Tij, në të dërguarit, në Ditën e Fundit dhe të besosh në paracaktimin (kaderin), qoftë i mirë apo i keq.”

## Pyetja 15: Shpjego shtyllat e besimit!

Përgjigjja: 1) Besimi në Allahun nënkupton:

- Besimin se Allahu është Ai që të ka krijuar dhe të furnizon, se Ai është Sunduesi, Pronari dhe Udhëheqësi i gjthçkaje që ka të bëjë me krijesat.

- Besimin se askush tjetër pos Allahut nuk adhurohet me meritë.

- Se Allahu është i madhi, i Lartësuari, se vetëm atij i takojnë falënderimi dhe mirënjohja, se Ai ka emrat dhe cilësitë e bukura e të përsosura dhe se Ai nuk ka shok dhe as të ngjashëm me Të.

2) Besimi në melekët nënkupton:

- Besimin se melekët janë të krijuar nga nuri – drita, janë krijuar për ta adhuruar Allahun dhe për t’iu nënshtruar plotësisht Atij.

- Besimin se në mesin e melekëve është dhe Xhibrili a.s., i cili ua sillte shpalljen hyjnore pejgamberëve.

Besimin në libra:

Bëhet fjalë për librat që Allahu ua shpalli pejgamberëve, si:

- Besimi në Kuranin, të cilin Allahu ia shpalli pejgamberit Muhammed ﷺ,

- Besimi në Inxhilin, të cilin Allahu ia shpalli Isait a.s.,

- Besimi në Teuratin, të cilin Allahu ia shpalli Musait a.s.,

- Besimi në Zeburin, të cilin Allahu ia shpalli Davudit a.s.

Besimi në suhufet apo fletushkat e Ibrahimit a.s. dhe të Musait a.s.

4) Besimi në pejgamberë:

Pejgamberët i ka dërguar Allahu te popujt e tyre për tua mësuar fenë dhe për t'i përgëzuar me Xhenet për punët e mira dhe për tua tërhequr vërejtjen që të largohen nga punët e këqija ndryshe mbarojnë në Xhehenem.

Pejgamberët më të mirë janë ata që quhen ulul-azm, e të cilët janë:

Nuhu ﷺ,

Ibrahimi ﷺ,

Musai ﷺ,

Isai ﷺ, dhe

Muhammedi ﷺ.

5) Besimi në Ditën e Fundit,

respektivisht besimi në atë që ndodh duke filluar me vdekjen, jetën në varreza, ditën e kiametit, ringjalljen, llogarinë dhe gjykimin për vendin përfundimtar që do ta ketë njeriu në bazë të besimit dhe veprave të bëra.

6) Besimin në paracaktimin e Allahut, në kader.

Kaderi nënkupton se Allahu di për çdo gjë që ndodh në këtë gjithësi, se Ai e ka shkruar atë më parë në Leuhi Mahfudh, se ajo ndodh për shkak se Ai do dhe se Ai e ka krijuar.

Allahu thotë:

﴿إِنَّا كُلَّ شَيْءٍ خَلَقْنَاهُ بِقَدَرٍ﴾

“Vërtet, Ne çdo gjë e kemi krijuar me masë të paracaktuar.” [El-Kamer: 49]

Kaderi përfshin katër shkallë:

1. Dituria e Allahut, e cila përfshin diturinë paraprake, pra para ndodhjes së gjërave, por edhe pas ndodhjes së tyre.

Dëshmi për këtë kemi ajetin kuranor:

﴿إِنَّ اللَّهَ عِنْدَهُ عِلْمُ السَّاعَةِ وَيُنَزِّلُ الْغَيْثَ وَيَعْلَمُ مَا فِي الْأَرْحَامِ وَمَا تَدْرِي نَفْسٌ مَاذَا تَكْسِبُ غَدًا وَمَا تَدْرِي نَفْسٌ بِأَيِّ أَرْضٍ تَمُوتُ إِنَّ اللَّهَ عَلِيمٌ خَبِيرٌ﴾

"Pa dyshim, vetëm Allahu e di Orën e caktuar. Ai e zbret shiun dhe e di ç’ka në barkun e shtatzënës. Asnjë njeri nuk di ç’do të fitojë nesër dhe askush nuk di se në ç’vend do të vdesë. Me të vërtetë, Allahu është i Gjithëdijshëm dhe Njohës i çdo gjëje." [Lukman: 34]

2. Çdo gjë që ndodh është e shkruar në Leuhi Mahfudh. Çdo gjë që ndodh apo që do të ndodhë është e shkruar më parë tek Allahui Lartësuar.

Dëshmi për këtë kemi ajetin kuranor:

﴿وَعِنْدَهُ مَفَاتِحُ الْغَيْبِ لَا يَعْلَمُهَا إِلَّا هُوَ وَيَعْلَمُ مَا فِي الْبَرِّ وَالْبَحْرِ وَمَا تَسْقُطُ مِنْ وَرَقَةٍ إِلَّا يَعْلَمُهَا وَلَا حَبَّةٍ فِي ظُلُمَاتِ الْأَرْضِ وَلَا رَطْبٍ وَلَا يَابِسٍ إِلَّا فِي كِتَابٍ مُبِينٍ﴾

"Ai i ka çelësat e së padukshmes dhe vetëm Ai i njeh ato. Ai di ç’ka në tokë dhe në det; asnjë gjeth nuk bie pa e ditur Ai dhe nuk ekziston asnjë kokërr në errësirën e tokës, as e njomë, as e thatë, që të mos jetë shënuar në Librin e qartë (Leuhi Mahfudh)." [El-En’am: 59]

3. Çdo gjë ndodh me dëshirën e Allahut, pra nuk ndodh asgjë pa dëshirën e Tij.

Dëshmi për këtë kemi ajetin kuranor:

﴿لِمَنْ شَاءَ مِنْكُمْ أَنْ يَسْتَقِيمَ * وَمَا تَشَاءُونَ إِلَّا أَنْ يَشَاءَ اللَّهُ رَبُّ الْعَالَمِينَ﴾

"Për secilin nga ju që dëshiron të ndjekë rrugën e drejtë. Por ju nuk mund të dëshironi, përveçse me vullnetin e Allahut, Zotit të botëve!" [Et-Tekvir: 28-29]

4. Çdo gjë që ndodh është e krijuar nga Allahu, duke përfshirë qeniet, vetitë, lëvizjet dhe çdo gjë tjetër brenda tyre.

Dëshmi për këtë kemi ajetin kuranor:

﴿وَاللَّهُ خَلَقَكُمْ وَمَا تَعْمَلُونَ﴾

"(...) ndërkohë që Allahu është Ai që ju ka krijuar juve dhe gjithçka që bëni?!" [Es-Saffat: 96]

## Pyetja 16: Cili është përkufizimi i Kuranit?

Përgjigjja: Kurani është fjala e Zotit, nuk është i krijuar.

Allahu i Madhërishëm thotë:

﴿وَإِنْ أَحَدٌ مِنَ الْمُشْرِكِينَ اسْتَجَارَكَ فَأَجِرْهُ حَتَّى يَسْمَعَ كَلَامَ اللَّهِ ...﴾

"Nëse ndonjë nga idhujtarët kërkon mbrojtje nga ti (Muhamed), mbroje, në mënyrë që të dëgjojë fjalën e Allahut,..." [Et-Teube: 6]

## Pyetja 17: Çfarë është suneti?

Përgjigjja: Suneti përfshin fjalët, veprat, miratimet dhe secilin tipar fizik e moral të Pejgamberit Muhammed ﷺ.

## Pyetja 18: Çfarë është bidati dhe a e pranojmë ne atë?

Përgjigjja: Çdo gjë që njerëzit e kanë shpikur në fe dhe që nuk ka ekzistuar në kohën e Pejgamberit ﷺ dhe të shokëve të tij quhet bidat.

Bidatin nuk e pranojmë, përkundrazi, e refuzojmë.

Këtë e bëjmë duke u mbështetur në mësimin e Pejgamberit ﷺ: "Çdo bidat është humbje." (Hadithin e shënon Ebu Davudi)

Shembull për bidatin mund të marrim shtesat që bëhen në fe, si p.sh. pastrimi i gjymtyrëve të turpit gjatë abdesit katër herë dhe manifestimi i mevludit, gjëra këto për të cilat nuk kemi asnjë mësim a shpjegime nga vetë Pejgamberi ﷺ.

## Pyetja 19: Shpjego besimin lidhur me miqësimin e distancimin (el-velâ uel-berâ)!

Përgjigjja: El-velâ (miqësimi) domethënë: dashuria për besimtarët dhe përkrahja e tyre.

Allahu i Madhërishëm thotë:

﴿وَالْمُؤْمِنُونَ وَالْمُؤْمِنَاتُ بَعْضُهُمْ أَوْلِيَاءُ بَعْضٍ...﴾

"Besimtarët dhe besimtaret janë miq për njëri-tjetrin..." [Et-Teube: 71]

Ndërsa, el-berâ (distancimi) nënkupton urrejtjen e jobesimtarëve dhe çdokujt tjetër që shfaq armiqësi ndaj besimtarëve.

Allahu i Madhërishëm thotë:

﴿قَدْ كَانَتْ لَكُمْ أُسْوَةٌ حَسَنَةٌ فِي إِبْرَاهِيمَ وَالَّذِينَ مَعَهُ إِذْ قَالُوا لِقَوْمِهِمْ إِنَّا بُرَآءُ مِنْكُمْ وَمِمَّا تَعْبُدُونَ مِنْ دُونِ اللَّهِ كَفَرْنَا بِكُمْ وَبَدَا بَيْنَنَا وَبَيْنَكُمُ الْعَدَاوَةُ وَالْبَغْضَاءُ أَبَدًا حَتَّى تُؤْمِنُوا بِاللَّهِ وَحْدَهُ﴾

"Shembull i mrekullueshëm për ju është Ibrahimi dhe ata që kanë qenë me të, kur i thanë popullit të vet: “Ne shkëputemi nga ju dhe nga ato që ju i adhuroni në vend të Allahut; ne ju mohojmë dhe armiqësia e urrejtja midis nesh është e përhershme, derisa të besoni tek Allahu, Një dhe i Vetëm.” [El-Mumtehine: 4]

## Pyetja 20: A pranon Allahu fe tjetër pos Islamit?

Përgjigjja: Jo, Allahu nuk pranon fe tjetër pos Islamit.

Allahu i Madhërishëm thotë:

(وَمَن يَبْتَغِ غَيْرَ الْإِسْلَامِ دِينًا فَلَن يُقْبَلَ مِنْهُ وَهُوَ فِي الْآخِرَةِ مِنَ الْخَاسِرِينَ﴾

“Kush kërkon tjetër fe përveç Islamit, nuk do t’i pranohet dhe ai në botën tjetër do të jetë i humbur.” [Al Imran: 85]

## Pyetja 21: Kufri shfaqet në tri forma: në fjalë, në vepra dhe në besim. Sill nga një shembull për secilën formë!

Përgjigjja: 1) Kufri me fjalë bëhet ndodh duke sharë Zotin ose të dërguarin e Tij.

2) Kufri me vepër ndodh duke e përbuzur mus’hafin (Kuranin) ose duke i bërë sexhde dikujt tjetër pos Allahut.

3) Kufri në besim ndodh duke besuar se, pos Allahut, ka dhe të tjerë që meritojnë adhurimin apo që janë bashkëpjesëmarrës në krijim me Të.

## Pyetja 22: Çfarë është nifaku dhe cilat janë llojet e tij?

Përgjigjja:

Nifaku është hipokrizia, e cila ndahet në dy lloje: 1) Nifaku i madh, i cili ndodh duke fshehur në zemër mosbesimin e duke e shfaqur publikisht besimin.

Ky lloj i nifakut e nxjerr njeriun nga besimi dhe konsiderohet kufër i madh.

Allahu i Madhërishëm thotë:

﴿إِنَّ الْمُنَافِقِينَ فِي الدَّرْكِ الْأَسْفَلِ مِنَ النَّارِ وَلَن تَجِدَ لَهُمْ نَصِيرًا﴾

“Pa dyshim që hipokritët do të jenë në thellësinë më të madhe të Xhehenemit dhe ti kurrsesi nuk do t’u gjesh atyre ndihmës.” [En-Nisa: 145]

2) Nifaku i vogël,

i cili ndodh duke gënjyer, duke ikur nga premtimet, duke tradhtuar ose duke mos e çuar amanetin në vend.

Ky lloj i nifakut nuk të nxjerr nga feja, porse përbëhet nga mëkate për të cilat mund të dënohet besimtari.

Pejgamberi Muhammed ﷺ ka thënë: “Shenjat dalluese të munafikut janë tri: kur flet, gënjen, kur premton, nuk e mban premtimin, dhe, kur i lihet diç në amanet, tradhton.” (Hadithin e shënojnë Buhariu dhe Muslimi)

## Pyetja 23: Cili është pejgamberi i fundit?

Përgjigjja: Pejgamberi i fundit është Muhammedi ﷺ.

Allahu i Madhërishëm thotë:

﴿مَّا كَانَ مُحَمَّدٌ أَبَا أَحَدٍ مِّن رِّجَالِكُمْ وَلَـٰكِن رَّسُولَ اللَّهِ وَخَاتَمَ النَّبِيِّينَ ...﴾

“Muhamedi nuk është babai i askujt prej burrave tuaj, por është i Dërguari i Allahut dhe vula e profetëve...” [El-Ahzab: 40]

I Dërguari i Allahut, Muhamedi ﷺ ka thënë: "Unë jam pejgamberi i fundit. Pas meje nuk ka pejgamber." (Hadithin e shënojnë Ebu Davudi, Tirmidhiu dhe të tjerë)

## Pyetja 24: Çfarë është muxhizeja?

Përgjigjja: Gjëra (dhe mundësi) të jashtëzakonshme - mrekulli, që Allahu ua dha pejgamberëve si dëshmi për vërtetësinë e misionit të tyre. Si muxhize, sa për ilustrim, do të përmendim:

- Çarjen e hënës për Pejgamberin Muhammed ﷺ, dhe

- Ndarjen e detit në dysh për Pejgamberin Musa a.s., që të kalonte ai ndërsa të fundosej më pas Faraoni.

## Pyetja 25: Kush janë sahabët dhe a i duam ata?

Përgjigjja: Sahab quhet ai që e ka takuar Pejgamberin Muhammed ﷺ duke e besuar atë dhe duke vdekur si besimtar.

Ne i duam sahabët dhe e ndjekim rrugën e tyre, sepse janë njerëzit më të mirë që historia ka njohur pas pejgamberëve.

Të gjithë sahabët janë të mirë, porse si më të dalluar janë katër:

Ebu Bekri (Allahu qoftë i kënaqur me të!),

Omeri (Allahu qoftë i kënaqur me të!),

Uthmani (Allahu qoftë i kënaqur me të!), dhe

Aliu (Allahu qoftë i kënaqur me të!).

## Pyetja 26: Cilat janë Nënat e besimtarëve?

Përgjigjja: Nëna të besimtarëve quhen gratë e Pejgamberit Muhammed ﷺ.

Allahu i Madhërishëm thotë:

﴿النَّبِيُّ أَوْلَىٰ بِالْمُؤْمِنِينَ مِنْ أَنفُسِهِمْ ۖ وَأَزْوَاجُهُ أُمَّهَاتُهُمْ﴾

"I Dërguari është më i afërt për besimtarët, sesa ata për njëri-tjetrin; gratë e tij janë (si) nënat e tyre..." [El-Ahzab: 6]

## Pyetja 27: Çfarë detyrimesh kemi kundrejt familjes së Pejgamberit ﷺ?

Përgjigjja: Ne e duam familjen e Pejgamberit ﷺ dhe i urrejmë ata që i urrejnë ata.

## Pyetja 28: Çfarë detyrimesh kemi kundrejt prijëseve tanë?

Përgjigjja: I respektojmë, u bindemi dhe i dëgjojmë përderisa fjalët dhe urdhrat e tyre të mos paraqesin mëkat ndaj Zotit. Nuk çohemi kundër tyre, përkundrazi, lutemi për ta dhe i këshillojmë në privatësi.

## Pyetja 29: Cila është vatra e besimtarëve?

Përgjigjja: Është xheneti, siç na mëson Allahu në Kuran:

﴿إِنَّ اللَّهَ يُدْخِلُ الَّذِينَ آمَنُوا وَعَمِلُوا الصَّالِحَاتِ جَنَّاتٍ تَجْرِي مِنْ تَحْتِهَا الْأَنْهَارُ ...﴾

"Vërtet, ata që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, Allahu do t'i fusë në kopshte, nëpër të cilat rrjedhin lumenj. Pa dyshim, Allahu bën çfarë të dëshirojë." [Muhammed: 12]

## Pyetja 30: Cila është vatra e jobesimtarëve?

Përgjigjja: Është Xhehenemi, siç na mëson Allahu në Kuran:

﴿فَاتَّقُوا النَّارَ الَّتِي وَقُودُهَا النَّاسُ وَالْحِجَارَةُ أُعِدَّتْ لِلْكَافِرِينَ﴾

"...atëherë ruajuni zjarrit, lëndë djegëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët dhe që është përgatitur për të ndëshkuar mohuesit." [El-Bekare: 24]

## Pyetja 31: Çfarë nënkuptojmë me frikën dhe me shpresën dhe cili është argumenti përkatës?

Përgjigjja: Me frikë nënkuptojmë frikën prej Allahut dhe prej dënimit të Tij.

Ndërsa me shpresë nënkuptojmë shpresën në shpërblimin e Allahut, në faljen dhe në mëshirën e Tij.

Dëshmi për këtë kemi ajetin kuranor:

﴿أُولَئِكَ الَّذِينَ يَدْعُونَ يَبْتَغُونَ إِلَى رَبِّهِمُ الْوَسِيلَةَ أَيُّهُمْ أَقْرَبُ وَيَرْجُونَ رَحْمَتَهُ وَيَخَافُونَ عَذَابَهُ إِنَّ عَذَابَ رَبِّكَ كَانَ مَحْذُورًا﴾

"Vetë ata që idhujtarët u luten, kërkojnë t'i afrohen Zotit të tyre, madje edhe më të afërtit, duke shpresuar mëshirën e Tij dhe duke iu frikësuar dënimit të Tij. Me të vërtetë, nga dënimi i Zotit tënd duhet të ruhet gjithkush." [El-Isra: 57]

Gjithashtu:

﴿نَبِّئْ عِبَادِي أَنِّي أَنَا الْغَفُورُ الرَّحِيمُ * وَأَنَّ عَذَابِي هُوَ الْعَذَابُ الْأَلِيمُ﴾

“Lajmëroji robërit e Mi (o Muhamed) se, vërtet, Unë jam Falësi i madh, Mëshirëploti, 50. dhe se dënimi Im është vërtet dënimi i dhembshëm!” [El-Hixhr: 49-50]

## Pyetja 32: Përmend disa emra dhe cilësi të Allahut?

Allah (الله), Er-Rrab (الرب), Es-Semië (السميع), El-Besir (البصير), El-Alim (العليم), Er-Rrahman (الرحمن), Er-Rrazzak (الرزاق), El-Haj (الحي), El-Adhim (العظيم) etj.

## Pyetja 33: Shpjego këta emra!

Përgjigjja: Allah (الله): Zot, i adhuruar me të drejtë, askush pos Tij nuk meriton adhurimin.

Er-Rrab (الرب): Krijuesi, Pronari, Furnizuesi, Udhëheqësi.

Es-Semië (السميع): Ai, dëgjimi i të Cilit përfshin çdo gjë. Ai i dëgjon të gjithë zërat, sado që të jenë të ndryshëm e të shumtë.

El-Besir (البصير): Ai që sheh çdo gjë, qoftë e madhe, qoftë e vogël.

El-Alim (العليم): Allahu është Ai, dituria e të Cilit përfshin çdo gjë që ka ndodhur në të kaluarën, që ndodh tani dhe që do të ndodhë në të ardhmen.

Er-Rrahman (الرحمن): Ai, mëshira e të Cilit përfshin çdo krijesë të gjallë. Të gjithë njerëzit dhe të gjitha krijesat janë nën mëshirën e Tij.

Er-Rrazzak (الرزاق): Ai që furnizon të gjitha krijesat, njerëzit, xhinët dhe të gjitha kafshët.

El-Haj (الحي): I gjalli që nuk vdes, ndërsa çdokush tjetër pos Tij vdes.

El-Adhim (العظيم): Ai të Cilit i përket e tërë madhështia në emrat, cilësitë dhe veprat e Tij.

## Pyetja 34: Çfarë detyrimesh kemi kundrejt dijetarëve?

Përgjigjja: I duam, u referohemi, veçmas në kohë kritike, i lëvdojmë dhe i përmendim për të mirë, sikur që largohemi nga ata që i nëpërkëmbin emrat dhe nderin e dijetarëve.

Allahu i Madhërishëm thotë:

﴿يَرْفَعِ اللَّهُ الَّذِينَ آمَنُوا مِنكُمْ وَالَّذِينَ أُوتُوا الْعِلْمَ دَرَجَاتٍ ۚ وَاللَّهُ بِمَا تَعْمَلُونَ خَبِيرٌ﴾

"...se Allahu do t'i ngrejë në shkallë të lartë ata midis jush që besojnë dhe që u është dhënë dija. Allahu di çdo gjë që punoni." [El-Muxhadele: 11]

## Pyetja 35: Cilët janë evliatë e Allahut?

Evlija të Allahut janë besimtarët e devotshëm.

Allahu i Madhërishëm thotë:

﴿أَلَا إِنَّ أَوْلِيَاءَ اللَّهِ لَا خَوْفٌ عَلَيْهِمْ وَلَا هُمْ يَحْزَنُونَ * الَّذِينَ آمَنُوا وَكَانُوا يَتَّقُونَ﴾

"Pa dyshim, miqtë e Allahut nuk do të kenë arsye për t'u frikësuar dhe as për t'u dëshpëruar. (Të tillë janë) ata që besojnë dhe që (i) frikësohen (Allahut)." [Junus: 62-63]

## Pyetja 36: A është besimi fjalë dhe vepër?

Besimi është fjalë (me gjuhë), vepër (me gjymtyrë) dhe besim (me zemër).

## Pyetja 37: A shtohet dhe pakësohet besimi?

Po, besimi shtohet me adhurime dhe pakësohet me mëkate.

Allahu i Madhërishëm thotë:

﴿إِنَّمَا الْمُؤْمِنُونَ الَّذِينَ إِذَا ذُكِرَ اللَّهُ وَجِلَتْ قُلُوبُهُمْ وَإِذَا تُلِيَتْ عَلَيْهِمْ آيَاتُهُ زَادَتْهُمْ إِيمَانًا وَعَلَى رَبِّهِمْ يَتَوَكَّلُونَ﴾

"Besimtarë të vërtetë janë vetëm ata, zemrat e të cilëve, kur përmendet Allahu, fërgëllojnë dhe, kur u lexohen shpalljet e Tij, u forcohet besimi dhe vetëm te Zoti i tyre mbështeten." [El-Enfal: 2]

## Pyetja 38: Çfarë është ihsani?

Përgjigjja: Ihsani nënkupton ta adhurosh Allahun sikurse të jesh duke e parë Atë, sepse edhe pse ti nuk e sheh Atë, Ai të sheh ty.

## Pyetja 39: Kur konsiderohen veprat të pranuara tek Allahu?

Përgjigjja: Veprat pranohen nëse i përmbushin dy kushte:

1) Nëse janë të çiltra për Zotin, dhe

2) Nëse përputhen me sunetin e Pejgamberit Muhammed ﷺ.

## Pyetja 40: Çfarë nënkupton mbështetja në Allahun – tevekkuli?

Përgjigjja: Tevekkuli nënkupton të mbështetesh në Allahun për të përfituar ndonjë të mirë ose për të larguar ndonjë të keqe, duke i marrë paraprakisht shkaqet që na çojnë drejt realizimit të atyre të mirave ose drejt largimit të atyre të këqijave.

Allahu i Madhërishëm thotë:

﴿وَمَنْ يَتَوَكَّلْ عَلَى اللَّهِ فَهُوَ حَسْبُهُ ...﴾

"...Allahu i mjafton kujtdo që mbështetet tek Ai..." [Et-Talak: 3]

Fjala "hasbuhu" që përmendet në ajet, domethënë: i mjafton.

## Pyetja 41: Çfarë nënkuptojmë me obligimin për të urdhëruar për të mirë dhe për të ndaluar nga e keqja?

Përgjigjja: E mira përfshin urdhrin për veprimin e çfarëdo vepre të mirë, ndërsa e keqja nënkupton ndalimin nga çfarëdo e keqe.

Allahu i Madhërishëm thotë:

﴿كُنتُمْ خَيْرَ أُمَّةٍ أُخْرِجَتْ لِلنَّاسِ تَأْمُرُونَ بِالْمَعْرُوفِ وَتَنْهَوْنَ عَنِ الْمُنكَرِ وَتُؤْمِنُونَ بِاللَّهِ ۗ وَلَوْ آمَنَ أَهْلُ الْكِتَابِ لَكَانَ خَيْرًا لَّهُم ۚ مِّنْهُمُ الْمُؤْمِنُونَ وَأَكْثَرُهُمُ الْفَاسِقُونَ﴾

"Ju jeni populli më i mirë i dalë për njerëzimin: (sepse) ju urdhëroni që të bëhen vepra të mira, i ndaloni të këqijat dhe besoni Allahun..." [Al Imran: 110]

## Pyetja 42: Cilët janë Ehlu suneti dhe Xhemati?

Përgjigjja: Ehlu sunet - ithtarë të sunetit janë ata që ndjekin rrugën e Pejgamberit ﷺ dhe të shokëve të tij, në fjalë, vepra dhe besim.

Ata janë quajtur me këtë emër për shkak se ndjekin rrugën e Pejgamberit ﷺ dhe i shmangen bidateve – risive në fe.

Xhemat: grup i bashkuar, janë quajtur kështu për shkak se janë të bashkuar rreth së vërtetës, jo të përçarë.

*******

# Kapitulli i fikhut

## Pyetja 1: Përkufizoje pastrimin?

Përgjigjja: Pastrimi nënkupton pastrimin (ar. rafu el-hadeth) dhe heqjen e gjësë së papastër (ar. zeval el-habeth).

Kjo e fundit, heqja e gjësë së papastër, bëhet duke larguar ndyrësirën nga trupi, rroba ose vendi ku falemi.

Ndërsa pastrimi bëhet nëpërmjet abdesit ose guslit (larjes së tërë trupit) duke përdorur ujë të pastër ose duke marrë tejemum (pastrimi me dhe) nëse nuk ka ujë ose nuk kemi mundësi ta përdorim ujin.

## Pyetja 2: Si pastrohen gjërat e ndotura?

Përgjigjja: Ato pastrohen me ujë derisa të largohen ndyrësirat.

Në rast se gjëja e ndotur është enë në të cilën ka lëpir qeni, atëherë pastrohet shtatë herë, duke e pastruar herën e parë me dhé.

## Pyetja 3: Cila është vlera e abdesit?

Përgjigjja: Për vlerën e abdesit na ka mësuar Pejgamberi ﷺ, duke thënë: “Sa herë që robi musliman apo besimtari merr abdes dhe lan fytyrën, bashkë me ujin, ose me pikën e fundit të ujit, i bien të gjitha gjynahet që i ka bërë me sy. Kur t’i lajë duart, bashkë me ujin, ose me pikën e fundit të tij, i bien gjynahet që i ka bërë me duar. Kur t’i lajë këmbët, bashkë me

ujin, ose me pikën e fundit të tij, i bien të gjitha gjynahet që i ka bërë me këmbë. Kur të mbarojë abdesi, besimtari del i pastër nga gjynahet.” (Hadithin e shënon Muslimi)

## Pyetja 4: Si merret abdesi?

Përgjigjja: 1) I lan shuplakat e duarve tri herë,

2) shpëlan gojën duke futur ujin në gojë, pastaj në hundë dhe duke e nxjerrë atë.

Futja e ujit në gojë (me dorë të djathtë), shpëlarja e gojës dhe nxjerrja e ujit jashtë quhet madmada.

Tërheqja e ujit në hundë përmes frymës me dorën e djathtë quhet istinshak.

Nxjerrja e ujit nga hunda me dorë të majtë quhet istinthar.

3) pastaj e pastron fytyrën tri herë,

4) i pastron duart deri në bërryla tri herë,

5) i jep mes’h kokës (e fërkon me ujë), duke filluar nga pjesa e përparme e deri mbrapa, dhe po ashtu i fërkon edhe veshët, dhe

6) e përfundon duke i pastruar këmbët deri në nyje, tri herë.

Kjo është forma më e mirë e marrjes së abdesit, e përcjellë nga Pejgamberi ﷺ nëpërmjet sahabeve të dalluar si: Uthmani (Allahu qoftë i kënaqur me të!), Abdullah ibn Zejdi (Allahu qoftë i kënaqur me të!), transmetime këto të shënuara në Sahihët e Buhariut dhe Muslimit. Sigurisht ka edhe transmetime tjera, po ashtu të sakta dhe të shënuara në burimet që përmendëm më parë, në të cilat pastrimi i gjymtyrëve të trupit përmendet të jetë bërë vetëm nga një herë ose nga dy herë.

## Pyetja 5: Çfarë janë farzet e abdesit dhe sa janë ato?

Përgjigjja: Nëse muslimani e lë ndonjë farz të abdesit, atëherë abdesi i tij është i pavlefshëm. Farzet e abdesit janë:

1) Larja e fytyrës ku bëjnë pjesë edhe larja e gojës dhe e hundës,

2) larja e duarve deri në bërryla,

3) dhënia mes'h kokës, duke përfshirë këtu edhe veshët,

4) larja e këmbëve deri në nyje,

5) përmbajtja kësaj radhitjeje gjatë pastrimit, dhe

6) marrja abdes pa ndërprerje, pra duke mos shtyrë pastrimin e gjymtyrëve në raport me njëra-tjetrën derisa e para të thahet.

Pra, abdesi nuk është i vlefshëm nëse dikush merr abdes deri në gjysmë, pastaj e ndërpren dhe e plotëson atë dikur më vonë.

## Pyetja 6: Çfarë janë sunetet e abdesit dhe sa janë ato?

Përgjigjja: Sunetet e abdesit janë ato për të cilat, nëse i bën, ke shpërblim shtesë, e nëse nuk i bën, nuk ke mëkat dhe abdesin e ke të vlefshëm. Sunetet janë si më poshtë:

1) Bërja bismilah,

2) përdorimi i misvakut,

3) larja e shuplakave të duarve,

4) fërkimi ndërmjet gishtërinjve,

5) pastrimi i dytë dhe i tretë i gjymtyrëve,

6) fillimi me gjymtyrët e djathta,

7) dhikri pas abdesit: “Eshhedu en la ilahe il-la Allah, vahdehu la sherike lehu ve eshhedu enne Muhammeden abduhu ve resuluhu!”

8) falja e dy rekateve namaz pas abdesit.

## Pyetja 7: Cilat janë gjërat që e prishin abdesin?

Përgjigjja: 1) Urinimi, kryerja e nevojës së madhe fiziologjike, lirimi i gazrave,

2) gjumi, çmenduria, humbja e vetëdijes,

3) ngrënia e mishit të devesë,

4) prekja e drejtpërdrejtë e organeve gjenitale dhe e vrimës anale me dorë.

## Pyetja 8: Çfarë është tejemumi?

Përgjigjja: Tejemumi është përdorimi i dheut të pastër për të zëvendësuar abdesin në rastet kur mungon uji ose nuk ka mundësi të përdoret.

## Pyetja 9: Si merret tejemumi?

Përgjigjja: Tejemumi merret duke prekur dheun e pastër me shuplakat e duarve me të cilat pastaj e fërkon fytyrën dhe pjesën e sipërme të shuplakave vetëm një herë.

## Pyetja 10: Cilat janë gjërat që e prishin tejemumin?

Përgjigjja: 1) Çdo gjë që e prish abdesin, dhe

2) gjetja e ujit.

## Pyetja 11: Çfarë janë mestet dhe çorapet dhe a mund t'u jepet mes'h atyre?

Përgjigjja: Meste janë çorapet prej lëkure,

ndërsa çorapet e tjera janë çorapet e zakonshme.

Lejohet t'u jepet mes'h edhe mesteve edhe çorapeve.

## Pyetja 12: Përmend urtësinë e lejimit të dhënies mes'h mesteve!

Përgjigjja: Lehtësimi për besimtarët, veçmas në stinë të ftohta (dimër) dhe udhëtime, kur heqja e çorapeve mund të jetë e mundimshme.

## Pyetja 13: Cilat janë kushtet që mes'hi mbi meste të jetë i vlefshëm?

Përgjigjja: 1) Që t'i mbathë mestet pasi të ketë marrë abdes (pra, pasi t'i ketë larë këmbët),

2) që mestet të jenë të pastra, përndryshe nuk lejohet t'u jepet mes'h gjërave të papastra,

3) që ta mbulojnë pjesën e këmbës që është obligim të pastrohet me ujë gjatë abdesit,

4) të jetë mes'hi brenda periudhës së vlefshmërisë: për vendasin një ditë e një natë, ndërsa për mysafirin (udhëtarin) tri ditë e tri net.

## Pyetja 14: Si bëhet mes'hi mbi meste?

Përgjigjja: Sa i përket formës së mes'hit ajo është kësisoj: me gishtërinjtë e lagur të dorës fillon nga gishtërinjtë e këmbës për të arritur deri te kërci i këmbës. Me dorën e djathtë e përshkon këmbën e djathtë, e me të majtën të majtën, duke i hapur gishtërinjtë, por (përshkimin me ujë) nuk e bën më shumë se një herë.

## Pyetja 15: Çfarë e prish mes'hin mbi meste?

Përgjigjja: 1. Skadimi i kohës së paraparë për mbajtjen e mesteve, pra nuk lejohet të përdoren më gjatë se një ditë e një natë për vendasin dhe tri ditë e tri net për udhëtarin.

2. Zbathja e mesteve ose çorapeve. pra nëse njeriu zbath njërën çorape ose të dzjat, mes'hi i tij prishet.

## Pyetja 16: Cila është domethënia e namazit?

Përgjigjja: Namazi nënkupton ta adhurosh Allahun me fjalë dhe veprime të caktuara, të cilat hapen me tekbir (thënia: Allahu ekber) dhe mbarojnë me selam (thënia: Esselamu alejkum ve rahmetullah).

## Pyetja 17: Cila është norma për namazin?

Përgjigjja: Namazi është farz për çdo musliman.

Allahu i Madhërishëm thotë:

﴿إِنَّ الصَّلَاةَ كَانَتْ عَلَى الْمُؤْمِنِينَ كِتَابًا مَوْقُوتًا﴾

"...namazi është detyrë për besimtarët në kohë të caktuar." (En-Nisa, 103)

## Pyetja 18: Cili është gjykimi fetar për atë që nuk e fal namazin?

**Përgjigjja: Lënia e namazit është kufër (mosbesim). Pejgamberi ﷺ ka thënë:** "Ajo që na dallon ne nga ata (jobesimtarët) është namazi. Andaj, ai që e lë namazin, ka rënë në kufër (mosbesim)." **(Hadithin e shënojnë imam Ahmedi, Tirmidhiu dhe të tjerë.)**

## Pyetja 19: Me sa namaze ngarkohet besimtari gjatë ditës e natës dhe sa rekate kanë namazet?

Përgjigjja: Muslimani duhet të falë pesë namaze ditore: 1) Namazi (farz) i sabahut, i cili i ka dy rekate, 2) Namazi i drekës i cili i ka katër rekate, 3) Namazi i ikindisë që i ka po kështu katër rekate, 4) Namazi i akshamit që i ka tri rekate, dhe 5) Namazi i jacisë që i ka katër rekate.

## Pyetja 20: Cilat janë kushtet e namazit?

Përgjigjja: 1) Të jetë musliman, sepse namazi nuk pranohet prej një jomuslimani,

2) të jetë i mençur, sepse namazi nuk pranohet nga i çmenduri,

3) të jetë i maturuar (pjekur) sa për t'i dalluar gjërat, sepse namazi i fëmijës së papjekur nuk vlen,

4) nijeti,

5) hyrja e kohës,

6) pastrimi paraprak për namazin (abdesi ose gusli varësisht nga gjendja e namazfalësit),

7) largimi i papastërtive fizike,

8) mbulimi i auretit (vendeve të turpshme), dhe

9) kthimi drejt kiblës.

## Pyetja 21: Cilat janë shtyllat e namazit?

Përgjigjja: Shtyllat e namazit janë katërmbëdhjetë, si më poshtë:

1) Qëndrimi në këmbë në namazin farz për atë që ka mundësi,

2) tekbiri fillestar, i cili bëhet duke thënë: Allahu ekber,

3) leximi i sures el-Fatiha,

4) rukuja duke e shtrirë shpinën drejt dhe duke e vënë kokën në vijë me shpinën, pra as nuk e ul shumë dhe as nuk e ngre,

5) ngritja nga rukuja,

6) qëndrimi drejt pas ngritjes nga rukuja,

7) bërja e sexhdes, duke vënë në tokë me këtë rast ballin, hundën, duart, gjunjët dhe majat e gishtërinjve të këmbëve,

8) ngritja nga sexhdeja,

9) qëndrimi ulur ndërmjet dy sexhdeve,

Sunet është që të shtrijë këmbën e majtë gjatë uljes, kurse të djathtë ta mbajë drejt dhe nga kibla.

10) kryerja e të gjitha shtyllave me qetësi,

11) teshehhudi i fundit,

12) qëndrimi ulur në të,

13) dhënia e dy selameve duke thënë dy herë: esselamu alejkum ve rahmetullah, dhe

14) përfillja e radhitjes së shtyllave, përndryshe nëse qëllimisht dikush do ta bënte sexhden para rukusë, nuk do të kishte namaz, ndërsa nëse e bën nga harresa do t'i duhej të kthehej për ta bërë rukunë e më pas sexhden.

## Pyetja 22: Përmendi vaxhibet e namazit!

Vaxhibet e namazit janë tetë:

1) Tekbiret, përveç tekbirit fillestar.

2) Thënia 'SemiAllahu limen hamideh' për imamin dhe për atë që falet vetëm.

3) Thënia 'Rabbena ve leke-l-hamd' pasi të çohesh nga rukuja.

4) Thënia 'Subhane Rabbije el-Adhim' në ruku.

5) Thënia 'Subhane Rabbije el-A'la' në sexhde.

6) Thënia 'Rabbi-gfir li' ndërmjet dy sexhdeve.

7) Teshehhudi i parë.

8) Ulja për teshehudin e parë.

## Pyetja 23: Cilat janë sunetet e namazit?

Përgjigjja: Sunetet e namazit janë njëmbëdhjetë:

1) Duaja hapëse pas tekbirit fillestar dhe e cila është: Subhaneke Allahumme ve-bihamdike ve-tebarekesmuke ve teala xhedduke ve la ilahe gajruke!

2) Teavvudhi (thënia Eudhu bil-lahi minesh-shejtanir-rraxhim).

3) Besmeleja (thënia Bismilahir-Rrahmanir-Rrahim).

4) Thënia: Amin!

5) Leximi i një kaptine pas fatihasë.

6) Leximi me zë i imamit.

7) Thënia pas tahmidit (pas thënies Rabbena ve lekel-hamd): Mil'e es-semavati ve mil'el-erdi ve mil'e ma shi'te min shej'in ba'd.

8) Tesbihu i dytë dhe i tretë, ose më shumë se kaq, në ruku.

9) Tesbihu më shumë se një herë në sexhde.

10) Thënia më shumë se një herë ndërmjet dy sexhdeve Rabbi-gfir li.

11) Të çohet salavat për familjen e Pejgamberit ﷺ në teshehudin e fundit.

Ndërsa sunete veprore të namazit janë:

1) Ngritja e duarve me tekbirin fillestar.

2) Ngritja e duarve me rastin e rënies në ruku.

3) Ngritja e duarve pas ngritjes nga rukuja.

4) Lëshimi i duarve pas këtyre dy veprimeve.

5) Vënia e dorës së djathtë mbi të majtën.

6) Shikimi në vendin e sexhdes.

7) Zgjerimi i këmbëve duke qenë në kijam (këmbë).

8) Kapja e gjunjëve me gishtërinj të zgjeruar në ruku duke e drejtuar shpinën dhe duke mbajtur kokën drejt paralel me shpinën.

9) Prekja e tokës me gjymtyrët e sexhdes, respektivisht ta prekin vendin ku bëhet sexhdeja.

10) Duke bërë sexhden barku ndahet nga kofsha, kofshët nga këmbët, bërrylat prej anëve dhe kuti i dorës prej toke. Gjunjët i ndan, nuk i mban ngjitas me njëri-tjetrin. Me majat e gishtërinjve të këmbëve, respektivisht pjesën e brendshme të tyre, e prek tokën. Duart në sexhde i vendos paralel me supet, duke i shtrirë ato dhe duke përmbledhur apo bashkuar gishtërinjtë.

11) Në uljen ndërmjet dy sexhdeve dhe në teshehudin e parë e praktikon iftirashin (duke e shtrirë këmbën e majtë në të cilët ulet derisa këmba e djathtë mbetet në pozitë vertikale me gishtërinj të kthyer nga kibla) ndërsa në teshehudin e dytë teverrukun (duke u ulur në tokë, jo mbi këmbë, dhe duke e mbajtur këmbën e djathtë në pozitën vertikale, ashtu që gishtërinjtë e këmbës të jenë të drejtuar nga kibla, kurse këmba e majtë mbetet e shtrirë nën këmbën e djathtë).

12) Ndërmjet dy sexhdeve, duart lëshohen në prehër mbi gjunjë, me gishtërinj të përmbledhur. Po kështu edhe në teshehudin e parë, përveç që e vendos gishtin e madh të dorës së djathtë mbi gishtin e mesëm dhe e formon një lloj rrethi duke e lëvizur gishtin tregues sa herë që përmendet Allahu.

13) Kthimi në të djathtë dhe në të majtë gjatë dhënies selam.

## Pyetja 24: Cilat gjëra e prishin namazin?

Përgjigjja: 1) Braktisja e ndonjë shtylle apo kushti të namazit

2) Të flasësh qëllimisht.

3) Ngrënia dhe pirja.

4) Lëvizjet e shumta dhe të pandërprera.

5) Lënia e ndonjë vaxhibi të namazit.

## Pyetja 25: Si falet muslimani?

Përgjigjja: Forma e namazit:

- Kthehesh drejt kiblës me tërë trupin

- Pastaj vendos me zemër se cilin namaz do ta falësh, pa e bërë nijetin me zë,

- e merr tekbirin fillestar (thua: Allahu ekber!) duke ngritur duart deri te supet,

- pastaj i vendos duart në gjoks, duke vendosur dorën e djathtë mbi të majtën,

- e çel namazin duke lexuar: “Allahumme baid bejni ve bejne hatajaje kema ba’adte bejne el-meshriki ve el-magrib. Allahumme nekkini min hatajaje kema junekka eth-theubu el-ebjedu min ed-denes. Allahumme igsilni min hatajaje bil-mai ve-th-thelxhi ve-l-bered!”

Ose thua: “Subhaneke, Allahumme ve bihamdike ve tebarekesmuke ve teala xhedduke ve la ilahe gajruke!”

- Pastaj thua: E’ũdhu bil-lãhi minesh-shejțãnirr-rraxhĩm - Lexon besmelen dhe suren fatiha:

{بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ ١ ٱلْحَمْدُ لِلَّهِ رَبِّ ٱلْعَٰلَمِينَ ٢ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ ٣
مَٰلِكِ يَوْمِ ٱلدِّينِ ٤ إِيَّاكَ نَعْبُدُ وَإِيَّاكَ نَسْتَعِينُ ٥ ٱهْدِنَا ٱلصِّرَٰطَ ٱلْمُسْتَقِيمَ ٦ صِرَٰطَ
ٱلَّذِينَ أَنْعَمْتَ عَلَيْهِمْ غَيْرِ ٱلْمَغْضُوبِ عَلَيْهِمْ وَلَا ٱلضَّآلِّينَ ٧}

"Bismil-lãhirr-rraḥmãnirr-rraḥĩm El-ḥamdu lil-lahi rabi’l-‘alemĩn, er-Rraḥmãnir-Rraḥĩm, Mãliki jewmid-dĩn. Ijjãke ne'ëbudu we ijjãke neste'ĩn, ihdineṣ-ṣirãtal-musteḳĩm, ṣirãtal-ledhĩne en'amte 'alejhim, ġajril-maġḍũbi 'alejhim we leḍ-ḍãl-lĩn. (Surja el-Fatiha: 1-7)

- Pas përfundimit të fatihasë thua: Amin! Që ka kuptimin: pranoje, Zoti im!

- Vazhdon me leximin e ajeteve ose sureve nga Kurani duke e zgjatur në sabah më shumë se në namazet tjera.

- Pas mbarimit të leximit, bën rukunë ose përkuljen në shenjë madhërimi ndaj Allahut. Duke u çuar nga rukuja merr tekbir dhe i ngrit duart deri te supet. Në ruku është sunet që besimtari ta drejtojë shpinën dhe kokën ta mbajë paralel me shpinën, pra as të mos e përkul dhe as të mos e çojë lart.

- Në ruku thotë: Subhane Rabbijel-adhim, tri herë, ndërsa nëse e thotë edhe shtesën në vijim, nuk prish punë: Subhaneke Allahumme ve bihamdike, Allahumme igfir li!

- Pastaj çohet nga rukuja duke thënë: SemiaAllahu limen hamideh, duke ngritur me këtë rast duart deri te supet. Kjo sa i përket atij që falet vetëm ose është imam, ndërsa të tjerët, xhemati, në vend të kësaj thonë: Rabbena ve leke el-hamd!

- Pas ngritjes thotë: Rabbena ve leke el-hamd, mil’e-s-semavati vel-erdi ve mil’e ma shi’te min shej’in ba’d.

- Pastaj bën sexhden e parë me ç’rast thotë: Allahu ekber! Sexhden e bën me shtatë gjymtyrë: ballin, hundën, shuplakat e duarve, gjunjët dhe gishtërinjtë e këmbëve. Kujdeset që llërat të jenë të ndara nga anët, vetëm shuplakat e duarve i prekin në tokë jo edhe pjesa tjetër e dorës (krahu), ndërsa majat e gishtërinjve të këmbëve (me të cilat e prek tokën) janë të drejtuara nga kibla.

- Në sexhde thotë: Subhane Rabbijel-a'la, tri herë, duke pasur mundësi që të shtojë edhe këtë pjesë: Subhaneke Allahumme ve bihamdike, Allahumme igfir li.

- Pastaj e ngrit kokën nga sexhdeja duke thënë: Allahu ekber!

- Ndërmjet dy sexhdeve bën uljen iftirash (që e shpjeguam më lart) e vendos gishtin e madh të dorës së djathtë mbi gishtin e mesëm dhe e formon një lloj rrethi duke e lëvizur gishtin tregues gjatë lutjes. Dorën e majtë e vendos mbi kofshë te pjesa afër gjurit dhe i shtrin gishtërinjtë.

- Ndërmjet dy sexhdeve lutet: Rabbigfirli ve'rhamni ve'hdini ve'rzukni ve'xhburni ve âfini!

- Pastaj bën sexhden e dytë në të cilën vepron sikur në sexhden e parë.

- Pastaj çohet nga sexhdeja duke thënë: Allahu ekber dhe fal rekatin e dytë në të cilin vepron njëjtë sikur në rekatin e parë, me përjashtim të lutjes hyrëse.

- Pas kryerjes së rekatit të dytë ulet dhe vepron ndërmjet dy sexhdeve siç përmendëm më parë.

- Në këtë ulje këndon teshehudin: Ettehijjatu li-Lahi ve-s-salavatu ve-t-tajjibatu, esselamu alejke ejjuhen-nebijju ve rahmetullahi ve berekatuhu, esselamu alejna ve ala ibadil-Lahis-salihinë. Eshhedu en la ilahe il-la Allah ve eshhedu enne Muhammeden abduhu ve resuluhu. Allahumme sal-li ala Muhammedin ve ala ali Muhammed, kema sal-lejte ala Ibrahime ve ala ali Ibrahim, inneke Hamidun Mexhid. Allahumme barik ala Muhammedin ve ala ali Muhammed kema barekte ala Ibrahime ve ala ali Ibrahim, inneke Hamidun mexhid. Eudhu bil-Lahi min adhabi xhehenem, ve min adhabil-kabër, ve min fitnetil-mahja vel-memat, ve min fitnetil-mesihid-

dexhal. Pastaj vazhdon e lutet për gjërat që ai do nga të mirat e dynjasë dhe ahiretit.

Pas kësaj jep selam në të djathtë duke thënë: Esselamu alejkum ve rahmetullahi dhe po kështu edhe në të majtë.

- Nëse namazi që fal është trerekatësh ose katërrekatësh atëherë ndalet te pjesa: Eshhedu en la ilahe il-la Allah ve eshhedu enne Muhammeden abduhu ve resuluhu,

dhe çohet për të vazhduar rekatin vijues duke thënë: Allahu ekber! Me këtë rast duart i çon deri te supet.

- Në rekatet e mbetura vepron sikur në rekatin e dytë me përjashtim që kufizohet vetëm në leximin e sures el-Fatiha.

- Pastaj bën uljen teverruk (që e shpjeguam më lart).

- Në këtë ulje lexon tërë teshehudin, siç e përshkruam më parë, dhe

- jep selam në të djathtë duke thënë: Esselamu alejkum ve rahmetullah, dhe po kështu edhe në të majtë.

## Pyetja 26: Cilat janë lutjet që thuhen pasi ta kesh mbaruar namazin?

- Thua tri herë: Estagfirullah.

- Pastaj thua: Allahumme Entes-Selamu ve minkes-selam, tebarekte ja dhe-l-xhelali ve-l-ikram!

- Pastaj vazhdon me: La ilahe il-laAllahu vahdehu la sherike lehu, lehul-mulku ve lehul-hamdu ve Huve ala kul-li shej’in Kadir. Allahumme la mania lima a’tajte ve la mu’tije lima mena’te ve la jenfeu dhel-xheddi minkel-xhed!

- La ilahe il-la Allahu vahdehu la sherike lehu, lehul-mulku ve lehul-hamdu ve Huve ala kul-li shej'in Kadir. La havle ve la kuvete il-la bil-Lah, la ilahe il-la Allah, ve la na'budu il-la ijjahu, lehu en-ni'metu ve lehul-fadlu ve lehu eth-thenau el-hasen, la ilahe il-laAllah muhlisine lehud-din ve leu kerihel-kafirunë!

- Subhanallah - 33 herë

- Elhamdulilah - 33 herë

- Allahu ekber - 33 herë

- Pastaj e plotëson me të njëqindtën: La ilahe il-laAllahu vahdehu la sherike lehu, lehul-mulku ve lehul-hamdu ve Huve ala kul-li shej'in Kadir.

- Lexon suret ihlas, felek dhe nas nga tri herë pas namazit të sabahut dhe të akshamit dhe nga një herë pas namazeve të tjera.

- Pastaj e lexon një herë ajetin e kursisë.

## Pyetja 27: Çfarë janë sunetet revatib dhe cila është vlera e tyre?

Përgjigjja: - Dy rekate para sabahut,

- Katër rekate para farzit të drekës,

- Dy rekate pas farzit të drekës,

- Dy rekate pas farzit të akshamit,

- Dy rekate pas farzit të jacisë.

Sa i përket vlerës së tyre, Pejgamberi ﷺ ka thënë: "Atij që fal gjatë ditës dhe natës vullnetarisht dymbëdhjetë rekate, Allahu do t'ia ndërtojë një shtëpi në xhenet." (Hadithin e shënojnë Muslimi, Ahmedi dhe të tjerë)

## Pyetja 28: Cila është dita më me vlerë e javës?

Përgjigjja: Dita më me vlerë e javës është dita e xhumasë. Pejgamberi ﷺ ka thënë: “Prej ditëve tuaja më të mira është dita e xhumasë: në të është krijuar Ademi, në të ka vdekur, në të ndodhin fryrja në sur dhe britma (nga e cila vdesin krijesat, si shenja me të cilat fillon kiameti) andaj më çoni sa më shumë salavat, sepse salavati juaj më paraqitet." O i dërguari i Allahut! Si do të të paraqitet salavati ynë kur trupi yt do të tretet? - thotë (transmetuesi): me këtë fjalë (Sahabet) kanë për qëllim shpërbërjen e trupit. Pejgamberi ﷺ tha: "Allahu i Lartësuar ia ka ndaluar tokës të hajë trupat e pejgamberëve!” (Hadithin e shënojnë Ebu Davudi dhe të tjerë)

## Pyetja 29: Cila është norma për namazin e xhumasë?

Përgjigjja: Namazi i xhumasë është farz për secilin musliman mashkull dhe moshërritur.

Allahu i Madhërishëm thotë:

﴿يَا أَيُّهَا الَّذِينَ آمَنُوا لَا تُلْهِكُمْ أَمْوَالُكُمْ وَلَا أَوْلَادُكُمْ عَن ذِكْرِ اللَّهِ ۚ وَمَن يَفْعَلْ ذَٰلِكَ فَأُولَٰئِكَ هُمُ الْخَاسِرُونَ﴾

"O besimtarë, kur të thirreni për (të falur) namazin (e xhumasë) në ditën e premte, nxitoni për ta përmendur Allahun dhe pezulloni tregtinë! Kjo, që ta dini, është më mirë për ju!" [El-Xhumuah: 9]

## Pyetja 30: Sa rekate ka namazi i xhumasë?

Përgjigjja: Namazi farz i xhumasë i ka dy rekate, në të cilat Imami lexon me zë dhe të cilat paraprihen nga dy hytbe të njohura.

## Pyetja 31: A lejohet të mos falet namazi i xhumasë?

Përgjigjja: Jo, nuk lejohet, ngase është mëkat i madh. Pejgamberi ﷺ ka thënë: “Atij që i lë tri xhuma pa arsye, Allahu i Lartësuar do t'ia vulosë zemrën (me hipokrizi)!” (Hadithin e shënojnë Ebu Davudi dhe të tjerë)

## Pyetja 32: Përmendi sunetet e ditës së xhumа!

Përgjigjja:

1) Pastrimi

2) Parfumosja

3) Veshja e rrobave më të mira

4) Shkuarja herët në xhami

5) Shpeshtimi i salavateve për Pejgamberin ﷺ

6) Leximi i sures kehf

7) Shkuarja në këmbë në xhami

8) Kërkimi i kohës kur duaja pranohet ditën e xhuma.

## Pyetja 33: Përmende vlerën e namazit të xhumasë!

Përgjigjja: Abdullah ibn Omeri (Allahu qoftë i kënaqur me të!) transmeton se Pejgamberi ﷺ ka thënë: “Namazi me xhemat është më i mirë se namazi vetëm për njëzet e shtatë shkallë.” (Hadithin e shënon Muslimi)

## Pyetja 34: Çfarë nënkuptojmë me përuljen në namaz?

Përgjigjja: Praninë e zemrës dhe moslëvizjen e gjymtyrëve.

Allahu i Madhërishëm thotë:

﴿قَدْ أَفْلَحَ الْمُؤْمِنُونَ*الَّذِينَ هُمْ فِيصَلَاتِهِمْ خَاشِعُونَ *﴾

“Me të vërtetë, janë të shpëtuar besimtarët, të cilët janë të përulur në namazin e tyre.” [El-Mu’minunë: 1-2]

## Pyetja 35: Cili është përkufizimi për zekatin?

Përgjigjja: Është detyrim material në lloj të caktuar të pasurisë për një kategori të caktuar dhe në kohë të caktuar.

Është prej shtyllave të fesë dhe lëmoshë e detyruar e cila merret nga të pasurit për tua shpërndarë të varfërve.

Allahu i Madhërishëm thotë:

﴿وَآتُوا الزَّكَاةَ﴾

“Faleni namazin, jepeni zeqatin dhe përkuluni në ruku bashkë me ata që përkulen (në namaz).” [El-Bekare: 43]

## Pyetja 36: Çfarë është lëmosha e pëlqyer?

Përgjigjja: Çdo lëmoshë jashtë zekatit, si p.sh. të shpenzosh për bamirësi e punë të tjera të dobishme në çfarëdo kohe.

Allahu i Madhërishëm thotë:

﴿وَأَنْفِقُوا فِي سَبِيلِ اللَّهِ﴾

“Shpenzojeni pasurinë në rrugën e Allahut...” [El-Bekare: 195]

## Pyetja 37: Përkufizoje agjërimin!

Përgjigjja: Agjërimi është lënia e ushqimit dhe pijes prej mëngjesit e deri në mbrëmje me qëllim adhurimi. Agjërimi është dy llojesh:

1) Agjërim i obliguar, siç është agjërimi i muajit ramazan që njëherësh është dhe shtyllë e fesë.

Allahu i Madhërishëm thotë:

﴿يَا أَيُّهَا الَّذِينَ آمَنُوا كُتِبَ عَلَيْكُمُ الصِّيَامُ كَمَا كُتِبَ عَلَى الَّذِينَ مِنْ قَبْلِكُمْ لَعَلَّكُمْ تَتَّقُونَ﴾

"O besimtarë! Ju është urdhëruar agjërimi, ashtu si u ishte urdhëruar atyre para jush, që të mund të ruheni nga të këqijat."; [El-Bekare: 183]

2) Agjërim vullnetar, si agjërimi i ditëve të hëna dhe të enjte dhe agjërimi i ditëve të bardha të muajit, respektivisht ditëve të trembëdhjetë, katërmbëdhjetë dhe pesëmbëdhjetë të muajit hënor.

## Pyetja 38: Cila është vlera e agjërimit të ramazanit?

Përgjigjja: Ebu Hurejre (Allahu qoftë i kënaqur me të!) transmeton se Pejgamberi ﷺ ka thënë: "Atij që e agjëron ramazanin me besim dhe duke llogaritur në shpërblimin e Zotit, i falen gjynahet e bëra më parë." (Hadithin e shënojnë Buhariu dhe Muslimi)

## Pyetja 39: Përmende vlerën e agjërimit vullnetar jashtë ramazanit!

Përgjigjja: Ebu Seid Hudriu (Allahu qoftë i kënaqur me të!) transmeton se Pejgamberi ﷺ ka thënë: "Nuk ka rob që agjëron

për hir të Allahut një ditë e që Allahu për atë ditë të mos ia largojë fytyrën nga zjarri për shtatëdhjetë vjeshta.” (Hadithin e shënojnë Buhariu dhe Muslimi)

"Shtatëdhjetë vjeshta" domethënë: shtatëdhjetë vjet.

## Pyetja 40: Përmendi disa gjëra që e prishin agjërimin!

Përgjigjja: 1) Ngrënia dhe pirja qëllimisht.

2) Vjellja qëllimisht.

3) Braktisja e fesë.

## Pyetja 41: Cilat janë sunetet e agjërimit?

Përgjigjja: 1) Përshpejtimi i iftarit.

2) Ngrënia e syfyrit dhe vonimi i tij.

3) Shtimi i punëve të hajrit dhe adhurimit.

4) Përgjigjja e agjëruesit me fjalët: “unë jam agjërueshëm!” kur ta fyejë ndokush.

5) Lutja në kohën e iftarit.

6) Çelja e iftarit me hurma, e nëse nuk ka me ujë.

## Pyetja 42: Përkufizoje haxhillëkun!

Përgjigjja: Haxhillëk quajmë adhurimin që bëhet për Zotin duke mësyrë Qaben në kohë të caktuar dhe me veprime të caktuara.

Allahu i Madhërishëm thotë:

﴿وَلِلَّهِ عَلَى النَّاسِ حِجُّ الْبَيْتِ مَنِ اسْتَطَاعَ إِلَيْهِ سَبِيلًا وَمَنْ كَفَرَ فَإِنَّ اللَّهَ غَنِيٌّ عَنِ الْعَالَمِينَ﴾

“Për hir të Allahut, është detyrë për njerëzit vizita e Shtëpisë (Qabes) për atë që ka mundësi të shkojë tek ajo. E kush nuk beson, Allahu nuk ka nevojë për askënd.” [Al Imran: 97]

## Pyetja 43: Cilat janë shtyllat e haxhillëkut?

Përgjigjja: 1) Ihrami (veshja e pelerinës).

2) Qëndrimi në Arafat.

3) Tavafi i ifadasë (tavafi që bëhet ditën e bajramit pas zbritjes nga Mina në Mekë).

4) Sa’ji (ecja) ndërmjet (kodrave të) safasë dhe mervesë.

## Pyetja 44: Cila është vlera e haxhillëkut?

Përgjigjja: Ebu Hurejre (Allahu qoftë i kënaqur me të!) transmeton se Pejgamberi ﷺ ka thënë: “Kush e kryen haxhin duke iu shmangur kontakteve intime me gruan dhe duke mos shkelur rregullat, kthehet (i pastër nga mëkatet) sikur ditën kur e ka lindur nëna.” (Hadithin e shënojnë Buhariu dhe të tjerë)

Thënia "sikur ditën kur e ka lindur nëna” domethënë: pa gjynahe.

## Pyetja 45: Përkufizoje umren!

Përgjigjja: Umre quajmë adhurimin për Zotin që bëhet duke mësyrë Qaben, në çfarëdo kohe, me veprime të caktuara.

## Pyetja 46: Cilat janë shtyllat e umres?

Përgjigjja: 1) Ihrami (veshja e pelerinës).

2) Tavafi rreth Qabes.

3) Sa’ji ndërmjet Safasë dhe Mervesë.

## Pyetja 47: Çfarë është xhihadi në rrugën e Allahut?

Përgjigjja: Angazhimi dhe përpjekja e madhe për ta përhapur fenë dhe për të mbrojtur atë dhe besimtarët apo duke luftuar armiqtë e fesë dhe të besimtarëve.

Allahu i Madhërishëm thotë:

﴿وَجَاهِدُوا بِأَمْوَالِكُمْ وَأَنْفُسِكُمْ فِي سَبِيلِ اللَّهِ ذَلِكُمْ خَيْرٌ لَكُمْ إِنْ كُنْتُمْ تَعْلَمُونَ﴾

“...dhe luftoni me pasurinë e jetën tuaj në rrugën e Allahut! Kjo është më mirë për ju, veç sikur ta dinit!” [Et-Teube: 41]

*******

# Kapitulli i sires pejgamberike

## Pyetja 1: Cila është prejardhja e Pejgamberit tonë, Muhammedi ﷺ?

Përgjigjja: Muhammedi, i biri i Abdullahut, të birit të Abdul Mutalibit, të birit të Hashimit nga fisi kurejsh. Kurejshët janë arabë ndërsa arabët rrjedhin nga pasardhësit e Ismailit, të birit të Ibrahimit, paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi ta dhe mbi pejgamberin tonë!

## Pyetja 2: Si quhej nëna e Pejgamberit Muhamed ﷺ?

Përgjigjja: Amine bint Vehb.

## Pyetja 3: Kur i ka vdekur babai?

Përgjigjja: Ende pa lindur Pejgamberi ﷺ, i vdiq babai në Medinë.

## Pyetja 4: Kur ka lindur Pejgamberi ﷺ?

Përgjigjja: Ka lindur në vitin e ndodhisë së elefantit, në muajin rebiul evvel, ditë e hënë.

## Pyetja 5: Në cilin qytet ka lindur?

Përgjigjja: Ka lindur në Mekë.

## Pyetja 6: Cilat janë gratë që i kanë dhënë gji Pejgamberit ﷺ dhe janë kujdesur për të?

Përgjigjja: 1) Ummu Ejmen, shërbëtorja e babait të tij

2) Thuvejbja, shërbëtorja e xhaxhait të tij, Ebu Lehebit, dhe

3) Halime Sa'dije.

## Pyetja 7: Kur i ka vdekur nëna Pejgamberit ﷺ?

Përgjigjja: Nëna i ka vdekur kur Pejgamberi ﷺ ishte gjashtë vjeç. Përkujdesjen për të pas vdekjes së të ëmës e mori gjyshi, Abdul Muttalibi.

## Pyetja 8: Kush është kujdesur për Pejgamberin ﷺ pasi i vdiq gjyshi?

Përgjigjja: Gjyshi i vdiq në moshën tetë vjeçare. Kujdestaria e tij i kaloi xhaxhait, Ebu Talibit.

## Pyetja 9: Kur ka udhëtuar me xhaxhain në Sham?

Përgjigjja: Ka udhëtuar me xhaxhain e vet ndërsa ishte trembëdhjetë vjeç.

## Pyetja 10: Kur ndodhi udhëtimi i dytë?

Përgjigjja: Udhëtimi i dytë në Sham ka ngjarë disa vjet më vonë, atëherë kur shkoi si përgjegjës për pasurinë e Hatixhes (Allahu qoftë i kënaqur me të!), me të cilën pas kthimit edhe u martua. Atëbotë ishte njëzet e pesë vjeç.

## Pyetja 11: Kur ndodhi rindërtimi i Qabes nga kurejshitët?

Përgjigjja: Kurejshitët e rindërtuan godinën e Qabes ndërsa Pejgamberi ﷺ ishte tridhjetë e pesë vjeçar.

Kur erdhën tek çështja se kush do ta vendoste gurin e zi, u grindën, kështu që ia lanë atij të gjykonte. Mendimi i tij ishte që ta marrin një rrobë (pëlhurë) dhe ta vendosnin gurin në të, ndërsa nga secili fis do ta kapte rrobën në një skaj të saj një përfaqësues. Ishin gjithsej katër fise. Ata e çuan gurin, kurse në vend e vendosi vetë Muhamedi ﷺ.

## Pyetja 12: Sa vjeçar ishte Muhamedi ﷺ kur u bë i dërguar dhe për kë u dërgua?

Përgjigjja: Ishte dyzet vjeçar ndërsa u dërgua për njerëzimin mbarë.

## Pyetja 13: Si ka filluar shpallja? Cilat ishin parashenjat e saj?

Përgjigjja: Filloi me ëndrra të vërteta, të cilat ndodhnin (realizoheshin) në të vërtetë (zgjuar) saktësisht siç i shihte në gjumë.

## Pyetja 14: Cila ishte gjendja e tij para shpalljes dhe kur i erdhi shpallja për herë të parë?

Përgjigjja: Ishte i vetmuar në shpellën Hira, ku e adhuronte Zotin.

Pikërisht derisa ishte në këtë shpellë, i erdhi shpallja.

## Pyetja 15: Cilat janë fjalët e para që iu shpallën nga Kurani?

Përgjigjja: Fjalët e para që iu shpallën janë ato nga surja el-Alek:

(اقْرَأْ بِاسْمِ رَبِّكَ الَّذِي خَلَقَ ﴿١﴾ خَلَقَ الْإِنْسَانَ مِنْ عَلَقٍ ﴿٢﴾ اقْرَأْ وَرَبُّكَ الْأَكْرَمُ ﴿٣﴾ الَّذِي عَلَّمَ بِالْقَلَمِ ﴿٤﴾ عَلَّمَ الْإِنْسَانَ مَا لَمْ يَعْلَمْ ﴿٥﴾)

"Lexo me emrin e Zotit tënd, i Cili krijoi (gjithçka), e krijoi njeriun nga një droçkë gjaku! Lexo! Zoti yt është Bujari më i madh, i Cili, me anë të penës ia mësoi, ia mësoi njeriut ato që nuk i dinte." [El-Alek: 1-5]

## Pyetja 16: Kush ishte i pari që i besoi?

Përgjigjja: Nga burrat: Ebu Bekri (Allahu qoftë i kënaqur me të!); nga gratë: Hatixheja (Allahu qoftë i kënaqur me të!); nga fëmijët: Aliu (Allahu qoftë i kënaqur me të!); nga robërit e liruar: Zejd ibn Harithe (Allahu qoftë i kënaqur me të!); nga robërit: Bilali (Allahu qoftë i kënaqur me të!) etj.

## Pyetja 17: Si bëhej thirrja në Islam?

Përgjigjja: Për tre vjet radhazi thirrën në fe fshehurazi, kurse më pas Pejgamberi ﷺ urdhëroi që thirrja të bëhej publikisht.

## Pyetja 18: Cila ishte gjendja e Pejgamberit ﷺ dhe e ithtarëve të tij pas thirrjes në mënyrë të hapur?

Përgjigjja: Kurejshitët filluan ta mundonin shumë atë dhe ithtarët e tij, aq sa edhe u erdhi leja nga qielli që të migronin në Abisini.

Kurejshitët u tubuan dhe vendosën ta mbysin Pejgamberin ﷺ, por Allahu i Lartësuar e ruajti atë, duke ia bërë xhaxhanë, Ebu Talibin, mbrojtës.

## Pyetja 19: Kush vdiq në vitin e dhjetë të pejgamberisë?

Përgjigjja: I vdiqën xhaxhai, Ebu Talibi, dhe e shoqja, Hatixheja (Allahu qoftë i kënaqur me të!)

## Pyetja 20: Kur ndodhën Israja dhe Miraxhi?

Përgjigjja: Israja dhe Miraxhi kanë ndodhur në kohën kur Pejgamberi ﷺ ishte në të pesëdhjetat. Në atë udhëtim u obliguan pesë kohët e namazit.

Israja nënkupton udhëtimin nga Qabja në xhaminë Aksa.

Miraxhi nënkupton udhëtimin nga xhamia Aksa drejt qiellit deri në Sidretul-munteha.

## Pyetja 21: Si i thërriste Pejgamberi ﷺ në fe njerëzit që nuk banonin në Mekë?

Përgjigjja: I thërriste banorët e Taifit, në stinë dhe sezone të caktuara kur tuboheshin njerëzit, duke shkuar personalisht. Pikërisht në rrethana të këtilla ua prezantoi Islamin

medinasëve të cilët i besuan dhe iu besatuan se do ta përkrahnin dhe do ta ndihmonin.

## Pyetja 22: Sa qëndroi Pejgamberi ﷺ në Mekë duke kumtuar fenë?

Përgjigjja: Trembëdhjetë vjet.

## Pyetja 23: Ku migroi Pejgamberi ﷺ?

Përgjigjja: Nga Meka në Medinë.

## Pyetja 24: Sa vjet qëndroi në Medinë?

Përgjigjja: Dhjetë vjet.

## Pyetja 25: Cilat çështje fetare u obliguan në Medinë?

Përgjigjja: Iu obliguan zekati, agjërimi, haxhi, Xhihadi, ezani etj.

## Pyetja 26: Cilat janë betejat më të rëndësishme të Pejgamberit ﷺ?

Përgjigjja: 1) Beteja e Bedrit.

2) Beteja e Uhudit.

3) Beteja e Ahzabëve.

4) Beteja për çlirimin e Mekës.

## Pyetja 27: Cilat janë fjalët e fundit nga Kurani që iu shpallën Pejgamberit ﷺ?

Përgjigjja: Ajeti vijues:

﴿وَاتَّقُوا يَوْمًا تُرْجَعُونَ فِيهِ إِلَى اللَّهِ ۖ ثُمَّ تُوَفَّىٰ كُلُّ نَفْسٍ مَّا كَسَبَتْ وَهُمْ لَا يُظْلَمُونَ﴾

“Dhe ruajuni asaj Dite që do të ktheheni tek Allahu, kur çdokujt do t’i jepet ajo që ka fituar dhe askujt nuk do t’i bëhet padrejtësi.” [El-Bekare: 281]

## Pyetja 28: Kur ka vdekur Pejgamberi ﷺ dhe në çfarë moshe?

Përgjigjja: Ka vdekur në muajin rebiul evvel, në vitin e njëmbëdhjetë sipas hixhretit. Ishte gjashtëdhjetë e tre vjeç kur vdiq.

## Pyetja 29: Përmend emrat e grave të Pejgamberit ﷺ!

Përgjigjja: 1) Hatixheja (Allahu qoftë i kënaqur me të!),

2) Seude bint Zumah (Allahu qoftë i kënaqur me të!),

3) Aishe bint Ebi Bekër (Allahu qoftë i kënaqur me të!),

4) Hafsa bint Umer (Allahu qoftë i kënaqur me të!),

5) Zejneb bint Huzejme (Allahu qoftë i kënaqur me të!),

6) Umu Seleme, Hind bint Ebi Umeje (Allahu qoftë i kënaqur me të!),

7) Umu Habibe, Ramle bint Ebi Sufjan (Allahu qoftë i kënaqur me të!),

8) Xhejrije bint el-Harith (Allahu qoftë i kënaqur me të!),

9) Mejmune bint el-Harith (Allahu qoftë i kënaqur me të!),

10) Safije bint Hujej (Allahu qoftë i kënaqur me të!),

11) Zejneb bint Xhahsh (Allahu qoftë i kënaqur me të!).

## Pyetja 30: Cilët ishin fëmijët e Pejgamberit ?

Përgjigjja: Fëmijët meshkuj:

1) Kasimi, sipas të cilit edhe thirrej (Ebul-Kasim)

2) Abdullahu, dhe

3) Ibrahimi.

Fëmijët femra:

1) Fatimja

2) Rukajja

3) Ummu Kulthumi

4) Zejnebja.

Të gjithë fëmijët i kishte me Hatixhen (Allahu qoftë i kënaqur me të!), me përjashtim të Ibrahimit. Të gjithë fëmijët kanë vdekur para tij, me përjashtim të Fatimes (Allahu qoftë i kënaqur me të!), e cila vdiq gjashtë muaj pas tij.

## Pyetja 31: Përmendi disa tipare fizike të Pejgamberit ﷺ!

Përgjigjja: Pejgamberi ﷺ kishte shtat mesatar, as i gjatë, as i shkurtër. Ishte i bardhë por jo shumë; ngjyra e lëkurës anonte nga e bardha në të kuqe, kishte mjekër të shpeshtë, sy të mëdhenj, gojë të madhe, flokë shumë të zinj, shpatulla të gjera, era i vinte misk.

## Pyetja 32: Çfarë i ka lënë Pejgamberi ﷺ umetit?

Përgjigjja: Pejgamberi ﷺ nuk vdiq pa ia kumtuar njerëzimit fenë, umetin e la në rrugë të drejtë nga e cila devijon vetëm një i vetështkatërruar. Nuk ka të mirë që nuk ia ka treguar umetit, sikur që nuk ka të keqe për të cilën nuk ia ka tërhequr vërejtjen umetit.

*******

# Kapitulli i tefsirit

## Pyetja 1: Lexoje dhe komentoje suren el-Fatiha!

Përgjigjja: Surja el-Fatiha dhe komentimi i saj

{بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ ١ ٱلْحَمْدُ لِلَّهِ رَبِّ ٱلْعَٰلَمِينَ ٢ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ ٣ مَٰلِكِ يَوْمِ ٱلدِّينِ ٤ إِيَّاكَ نَعْبُدُ وَإِيَّاكَ نَسْتَعِينُ ٥ ٱهْدِنَا ٱلصِّرَٰطَ ٱلْمُسْتَقِيمَ ٦ صِرَٰطَ ٱلَّذِينَ أَنْعَمْتَ عَلَيْهِمْ غَيْرِ ٱلْمَغْضُوبِ عَلَيْهِمْ وَلَا ٱلضَّآلِّينَ ٧}

1. Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit! 2. Çdo lavdërim i përket Allahut, Zotit të botëve, 3. të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit, 4. Sunduesit të Ditës së Gjykimit. 5. Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm prej Teje ndihmë kërkojmë. 6. Udhëzona në rrugën e drejtë! 7. Në rrugën e atyre që u ke dhuruar mirësi e jo në të atyre që kanë shkaktuar zemërimin Tënd, as në të atyre që janë të humbur! (Surja el-Fatiha: 1-7)

Komentimi:

Kjo sure është quajtur fatiha – hapëse për arsye se Kurani hapet me të.

[1. Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!]: me emrin e Allahut, me ndihmën e Tij dhe duke u lutur për bekim me përmendjen e emrit të Tij e filloj leximin e Kuranit;

[Allahu]: i adhuruari me të drejtë. Askush pos Tij nuk thirret Allah;

[Gjithëmëshirshmi]: Ai që ka mëshirë të madhe e cila mbulon dhe përfshin çdo gjë;

[Mëshirëploti]: Mëshiruesi për besimtarët.

[2. Çdo lavdërim i përket Allahut, Zotit të botëve]: të gjitha llojet e lavdërimeve dhe përsosuria i takojnë vetëm Allahut.

[3. të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit]: Atij mëshira e të Cili mbulon çdo gjë dhe që përshkon besimtarët.

[4. Sunduesit të Ditës së Gjykimit]: ditës së kiametit.

[5. Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm prej Teje ndihmë kërkojmë]: Ti je i vetmi që adhurojmë dhe i vetmi prej të Cilit kërkojmë ndihmë.

[6. Udhëzona në rrugën e drejtë!]: rruga e drejtë është Islami dhe suneti.

[7. Në rrugën e atyre që u ke dhuruar mirësi e jo në të atyre që kanë shkaktuar zemërimin Tënd, as në të atyre që janë të humbur!]: udhëzona në rrugën e robërve të mirë, Pejgamberëve e ithtarëve të sinqertë të tyre, jo në rrugën e të krishterëve dhe hebrenjve.

[Amin!]: pranoje o Zot!

## Pyetja 2: Lexoje dhe komentoje suren ez-Zelzele!

Përgjigjja: Surja ez-Zelzele dhe komentimi i saj

Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!

{إِذَا زُلۡزِلَتِ ٱلۡأَرۡضُ زِلۡزَالَهَا ١ وَأَخۡرَجَتِ ٱلۡأَرۡضُ أَثۡقَالَهَا ٢ وَقَالَ ٱلۡإِنسَٰنُ مَا لَهَا ٣
يَوۡمَئِذٖ تُحَدِّثُ أَخۡبَارَهَا ٤ بِأَنَّ رَبَّكَ أَوۡحَىٰ لَهَا ٥ يَوۡمَئِذٖ يَصۡدُرُ ٱلنَّاسُ أَشۡتَاتٗا لِّيُرَوۡاْ أَعۡمَٰلَهُمۡ
٦ فَمَن يَعۡمَلۡ مِثۡقَالَ ذَرَّةٍ خَيۡرٗا يَرَهُۥ ٧ وَمَن يَعۡمَلۡ مِثۡقَالَ ذَرَّةٖ شَرّٗا يَرَهُۥ ٨}

1. Kur të dridhet Toka me tronditjen e saj (të fundit), 2. kur të nxjerrë barrët nga brendia e saj 3. e njeriu të thotë: “Ç’po i ndodh asaj?!” 4. Atë Ditë ajo do të tregojë lajmet e saj, 5. sepse Zoti yt e ka frymëzuar atë. 6. Atë Ditë njerëzit do të paraqiten grupe-grupe, që t’u tregohen veprat e tyre: 7. kush ka bërë ndonjë të mirë, qoftë sa një thërrmijë, do ta shohë atë, 8. e kush ka bërë ndonjë të keqe, qoftë sa një thërrmijë, do ta shohë atë. (Surja ez-Zelzele: 1-8)

Komentimi:

[1. Kur të dridhet Toka me tronditjen e saj (të fundit)]: kur toka të lëvizë fuqishëm të dridhet. Lëvizja dhe dridhja ndodhin për shkak të kiametit.

[2. kur të nxjerrë barrët nga brendia e saj]: do të nxjerrë të vdekurit dhe gjëra të tjera.

[3. e njeriu të thotë: “Ç’po i ndodh asaj?!”]: i stepur e i hamendur njeriu do të pyet: çfarë ka toka që dridhet e lëviz?!

[4. Atë Ditë ajo do të tregojë lajmet e saj]: atë ditë të madhe toka do të dëshmojë për atë që është vepruar në të, qoftë e mirë, qoftë e keqe.

[5. sepse Zoti yt e ka frymëzuar atë]: kjo për arsye se Allahu e ka mësuar dhe e ka urdhëruar ta bëjë një gjë të tillë.

[6. Atë Ditë njerëzit do të paraqiten grupe-grupe, që t’u tregohen veprat e tyre]: atë ditë të madhe kur toka do të dridhet e do të lëkundet, njerëzit do të paraqiten në grupe për t’i parë veprat që i kanë bërë në dynja.

[7. kush ka bërë ndonjë të mirë, qoftë sa një thërrmijë, do ta shohë atë]: kush ka bërë një vepër të mirë, sado e vogël që të ketë qenë ajo, do ta gjejë para vetes.

[8. e kush ka bërë ndonjë të keqe, qoftë sa një thërrmijë, do ta shohë atë]: po kështu edhe ai që ka bërë keq, sado që vepra të ketë qenë e vogël, do ta gjejë para vetes.

## Pyetja 3: Lexoje dhe komentoje suren el-Adijat!

Përgjigjja: Surja el-Adijat dhe komentimi i saj

Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!

{وَٱلْعَٰدِيَٰتِ ضَبْحًا ١ فَٱلْمُورِيَٰتِ قَدْحًا ٢ فَٱلْمُغِيرَٰتِ صُبْحًا ٣ فَأَثَرْنَ بِهِۦ نَقْعًا ٤ فَوَسَطْنَ بِهِۦ جَمْعًا ٥ إِنَّ ٱلْإِنسَٰنَ لِرَبِّهِۦ لَكَنُودٌ ٦ وَإِنَّهُۥ عَلَىٰ ذَٰلِكَ لَشَهِيدٌ ٧ وَإِنَّهُۥ لِحُبِّ ٱلْخَيْرِ لَشَدِيدٌ ٨ أَفَلَا يَعْلَمُ إِذَا بُعْثِرَ مَا فِى ٱلْقُبُورِ ٩ وَحُصِّلَ مَا فِى ٱلصُّدُورِ ١٠ إِنَّ رَبَّهُم بِهِمْ يَوْمَئِذٍ لَّخَبِيرٌۢ ١١}

1. Betohem për ata (kuaj) që vrapojnë duke dihatur, 2. që nxjerrin xixa nga thundrat 3. dhe trokojnë për sulm në mëngjes, 4. duke çuar re pluhuri, 5. ndërsa çajnë armikun në dysh, 6. se njeriu është vërtet mosmirënjohës ndaj Zotit të vet, 7. dhe ai, pa dyshim, këtë e dëshmon. 8. Vërtet, ai është i babëzitur për pasuri. 9. Vallë, a nuk e di ai se kur të nxirren jashtë ata që gjenden në varre 10. dhe, kur të dalë në shesh ajo që është në gjokse, 11. Zoti i tyre, me siguri, atë Ditë di çdo gjë për ta?! (Surja el-Adijat: 1-11)

Komentimi:

1) 1. Betohem për ata (kuaj) që vrapojnë duke dihatur : Allahu është betuar në kuajt të cilët vrapojnë derisa të dihasin nga shpejtësia e vrapimit

2) 2. që nxjerrin xixa nga thundrat : Është betuar në kuajt të cilët nxjerrin shkëndija apo xixa kur thembrat e tyre të prekin në shkëmbinj

3) 3. dhe trokojnë për sulm në mëngjes :Është betuar në kuajt të cilët sulmojnë armiqtë në mëngjes

4) 4. duke çuar re pluhuri :  të cilët nga shpejtësia e vrapimit çojnë pluhur

5) 5. ndërsa çajnë armikun në dysh : dhe që çajnë armikun në dysh

6) 6. se njeriu është vërtet mosmirënjohës ndaj Zotit të vet : Njeriu është mosmirënjohës ndaj Zotit duke penguar atë që Zoti e kërkon prej tij

7) 7. dhe ai, pa dyshim, këtë e dëshmon : dhe që për këtë mosdhënie është dëshmitar pasi nuk do të ketë mundësi ta mohojë për shkak të qartësisë së saj.

8) 8. Vërtet, ai është i babëzitur për pasuri :Ai është i dhënë së tepërmi pas pasurisë, prandaj tregohet koprrac me të.

9) 9. Vallë, a nuk e di ai se kur të nxirren jashtë ata që gjenden në varre :A nuk e di ky njeri i mashtruar pas dynjasë dhe jetës së saj se kur Allahu të ringjallë ata që janë në varre dhe t'i nxjerrë për të dhënë llogari gjërat nuk do t'i dalin siç i ka fantazuar?!

10) 10. dhe, kur të dalë në shesh ajo që është në gjokse : nijetet e bindjet që i kanë në gjokse do të shfaqen qartazi.

11) 11. Zoti i tyre, me siguri, atë Ditë di çdo gjë për ta?! : Zotit të tyre, që gjykon në këtë ditë, nuk i fshihet asgjë. Ai shpërblen njerëzit për veprat që kanë bërë.

# Pyetja 4: Lexoje suren dhe komentoje suren el-Kariah!

Përgjigjja: Surja el-Kariah dhe komentimi i saj

Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!

{ٱلْقَارِعَةُ ١ مَا ٱلْقَارِعَةُ ٢ وَمَآ أَدْرَىٰكَ مَا ٱلْقَارِعَةُ ٣ يَوْمَ يَكُونُ ٱلنَّاسُ كَٱلْفَرَاشِ ٱلْمَبْثُوثِ ٤ وَتَكُونُ ٱلْجِبَالُ كَٱلْعِهْنِ ٱلْمَنفُوشِ ٥ فَأَمَّا مَن ثَقُلَتْ مَوَٰزِينُهُۥ ٦ فَهُوَ فِى عِيشَةٍ رَّاضِيَةٍ ٧ وَأَمَّا مَنْ خَفَّتْ مَوَٰزِينُهُۥ ٨ فَأُمُّهُۥ هَاوِيَةٌ ٩ وَمَآ أَدْرَىٰكَ مَا هِيَهْ ١٠ نَارٌ حَامِيَةٌۢ ١١}

1. Gjëmimi i tmerrshëm! 2. Ç'është Gjëmimi i tmerrshëm? 3. Kush mund të ta shpjegojë ty se çfarë është Gjëmimi i tmerrshëm? 4. Atë Ditë njerëzit do të jenë si fluturat e shpërndara, 5. kurse malet si leshi i shprishur. 6. Sa i përket atij, veprat e (mira të) të cilit do të rëndojnë në peshore, 7. ai do të ketë një jetë të kënaqur (në Xhenet). 8. E sa i përket atij, veprat e (mira të) të cilit nuk do të rëndojnë në peshore, 9. Ai do të ketë si strehim Humnerën (e Xhehenemit). 10. Kush mund të ta shpjegojë ty se ç'është Humnera (e Xhehenemit)? 11. Ajo është një Zjarr i vrullshëm. (Surja el-Kariah: 1-11)

Komentimi:

1) 1. Gjëmimi i tmerrshëm! : Çasti, llahtaria e të cilit trishton zemrat.

2) 2. Ç'është Gjëmimi i tmerrshëm? :A e dini se çfarë është ky çast nga i cili u trishtuakan zemrat?

3) 3. Kush mund të ta shpjegojë ty se çfarë është Gjëmimi i tmerrshëm? :E kush të ka mësuar ty, o Pejgamber, për këtë çast prej të cilit zemrat trishtohen? Është dita e kiametit.

4) 4. Atë Ditë njerëzit do të jenë si fluturat e shpërndara : Ditën kur të ndodhë gjëmimi zemrat e njerëzve do të jenë si flutura të shpërndara,

5) 5. kurse malet si leshi i shprishur :kodrat do të jenë si lesh i shprishur.

6) 6. Sa i përket atij, veprat e (mira të) të cilit do të rëndojnë në peshore : Sa i përket atyre që veprat e tyre të mira peshojnë më rëndë se veprat e tyre të liga,

7) 7. ai do të ketë një jetë të kënaqur (në Xhenet) : ata do të kenë jetë të begattë dhe lumturi në xhenet.

8) 8. E sa i përket atij, veprat e (mira të) të cilit nuk do të rëndojnë në peshore : Ndërsa ata që veprat e tyre të këqija peshojnë më rëndë se veprat e tyre të mira,

9) 9. Ai do të ketë si strehim Humnerën (e Xhehenemit): vendqëndrimi i tyre do të jetë xhehenemi.

10) 10. Kush mund të ta shpjegojë ty se ç'është Humnera (e Xhehenemit)? : E ti pejgamber, nga e di se çfarë është xhehenemi?

11) 11. Ajo është një Zjarr i vrullshëm :Është zjarr shumë i ndezur dhe me temperaturë të lartë.

## Pyetja 5: Lexoje dhe komentoje suren et-Tekathur!

Përgjigjja: Surja et-Tekathur dhe komentimi i saj

Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!

{أَلۡهَىٰكُمُ ٱلتَّكَاثُرُ ١ حَتَّىٰ زُرۡتُمُ ٱلۡمَقَابِرَ ٢ كَلَّا سَوۡفَ تَعۡلَمُونَ ٣ ثُمَّ كَلَّا سَوۡفَ تَعۡلَمُونَ ٤
كَلَّا لَوۡ تَعۡلَمُونَ عِلۡمَ ٱلۡيَقِينِ ٥ لَتَرَوُنَّ ٱلۡجَحِيمَ ٦ ثُمَّ لَتَرَوُنَّهَا عَيۡنَ ٱلۡيَقِينِ ٧ ثُمَّ لَتُسۡـَٔلُنَّ يَوۡمَئِذٍ
عَنِ ٱلنَّعِيمِ ٨}

1. Ju ka hutuar rivaliteti për të shtuar, 2. derisa të shkoni në varre. 3. Gjithsesi, do ta merrni vesh! 4. Madje, së shpejti do ta merrni vesh! 5. Kujdes! Ah, sikur ta dinit të vërtetën me siguri!

6. Sigurisht që do ta shihni Zjarrin flakërues! 7. Pastaj, me të vërtetë, do ta shihni atë me syrin e sigurisë. 8. Pastaj, atë Ditë, do të pyeteni për kënaqësitë (e kësaj bote)! (Surja et-Tekathur: 1-8)

Komentimi:

1) 1. Ju ka hutuar rivaliteti për të shtuar: O njerëz, jeni dhënë pas mburrjes me pasuri e fëmijë dhe keni harruarbindjen ndaj Allahut

2) 2. derisa të shkoni në varre : derisa vdiqët dhe hytë në varreza

3) 3. Gjithsesi, do ta merrni vesh! : Nuk është dashur që mburrja me pasuri e fëmijë, t'ju bënte ta harronit adhurimin e Allahut, e së shpejti do ta merrni vesh se çfarë e keqe ju ka gjetur për shkak të saj.

4) 4. Madje, së shpejti do ta merrni vesh! :Sigurisht, sikur ju ta dinit bindshëm se do të ringjalleni nuk do të jepeshit pas dunjasë dhe pas mirësive të saj dhe as që do të mund t'ju pengonin nga adhurimi i Zotit.

5) 5. Kujdes! Ah, sikur ta dinit të vërtetën me siguri! :Shumë shpejt do ta merrni vesh të keqen e asaj që ju ka gjetur për shkak të kthimit të shpinës adhurimit e dhënies pas dynjasë.

6) 6. Sigurisht që do ta shihni Zjarrin flakërues! :Për Zotin, do ta shihni zjarrin në Ditën e Kiametit.

7) 7. Pastaj, me të vërtetë, do ta shihni atë me syrin e sigurisë: Pastaj do ta shihni ashiqare dhe me bindje të plot, pa dyshuar aspak.

8) 8. Pastaj, atë Ditë, do të pyeteni për kënaqësitë (e kësaj bote)! : Pastaj Allahu për mirësitë e shëndetit e pasurisë dhe mirësitë e tjera do t'ju marrë në pyetje.

## Pyetja 6: Lexoje dhe komentoje suren el-Asër!

Përgjigjja: Surja el-Asër dhe komentimi i saj

Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!

{وَٱلۡعَصۡرِ ١ إِنَّ ٱلۡإِنسَٰنَ لَفِي خُسۡرٍ ٢ إِلَّا ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ وَعَمِلُواْ ٱلصَّٰلِحَٰتِ وَتَوَاصَوۡاْ
بِٱلۡحَقِّ وَتَوَاصَوۡاْ بِٱلصَّبۡرِ ٣}

1. Për kohën! 2. Me të vërtetë, njeriu është në humbje, 3. përveç atyre që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, i këshillojnë njëri-tjetrit të vërtetën e i këshillojnë njëri-tjetrit durimin. (Surja el-Asër: 1-3)

Komentimi:

[1. Për kohën!]: Allahu i Lartësuar betohet në kohën.

[2. Me të vërtetë, njeriu është në humbje]: secili njeri është në humbje e shkatërrim,

[3. përveç atyre që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, i këshillojnë njëri-tjetrit të vërtetën e i këshillojnë njëri-tjetrit durimin]: të shpëtuar janë vetëm ata që besojnë Allahun dhe bëjnë vepra të mira dhe krahas kësaj e thërrasin njëri-tjetrin në të vërtetën dhe durojnë për hir të saj.

## Pyetja 7: Lexoje dhe komentoje suren el-Humeze!

Përgjigjja: Surja el-Humeze dhe komentimi i saj

Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!

{وَيۡلٞ لِّكُلِّ هُمَزَةٖ لُّمَزَةٍ ١ ٱلَّذِي جَمَعَ مَالٗا وَعَدَّدَهُۥ ٢ يَحۡسَبُ أَنَّ مَالَهُۥٓ أَخۡلَدَهُۥ ٣ كَلَّاۖ
لَيُنۢبَذَنَّ فِي ٱلۡحُطَمَةِ ٤ وَمَآ أَدۡرَىٰكَ مَا ٱلۡحُطَمَةُ ٥ نَارُ ٱللَّهِ ٱلۡمُوقَدَةُ ٦ ٱلَّتِي تَطَّلِعُ عَلَى ٱلۡأَفۡـِٔدَةِ
٧ إِنَّهَا عَلَيۡهِم مُّؤۡصَدَةٞ ٨ فِي عَمَدٖ مُّمَدَّدَةِۭ ٩}

1. Mjerë për çdo përqeshës - shpifës, 2. që grumbullon pasuri dhe e ruan, 3. duke menduar se ajo pasuri do ta bëjë të pavdekshëm! 4. Jo, aspak! Në të vërtetë, ai do të hidhet në torturën shkatërruese. 5. E kush mund të ta shpjegojë ty se çfarë është tortura shkatërruese? 6. Ajo është zjarri i Allahut i ndezur fort, 7. i cili depërton deri në zemrën e njeriut. 8. Ai do t'i rrethojë ata nga çdo anë, 9. në shtylla të gjata flakëruese. (Surja el-Humeze: 1-9)

Komentimi:

1) 1. Mjerë për çdo përqeshës - shpifës : Dënim të madh e të ashpër për atë që e tepron duke përgojuar dhe fyer njerëzit,

2) 2. që grumbullon pasuri dhe e ruan : i cili nuk ka brengë tjetër pos grumbullimit të pasurisë dhe llogaritjes së saj.

3) 3. duke menduar se ajo pasuri do ta bëjë të pavdekshëm! : Ai mendon se pasuria që e ka tubuar do ta shpëtojë nga vdekja dhe se ai kurrë nuk do të vdesë.

4) 4. Jo, aspak! Në të vërtetë, ai do të hidhet në torturën shkatërruese : Por puna nuk qëndron siç e mendon ky injorant. Ai do të hidhet në xhehenem i cili do ta torturojë çdokënd që hidhet në të për shkak të zjarrit të tij të ashpër.

5) 5. E kush mund të ta shpjegojë ty se çfarë është tortura shkatërruese? :E ku e di ti, o Pejgamber, se çfarë është ky zjarr që torturon çdo gjë që hidhet në të?!

6) 6. Ajo është zjarri i Allahut i ndezur fort: Është zjarri i ndezur i Allahut,

7) 7. i cili depërton deri në zemrën e njeriut: i cili depërton në zemrat e njerëzve nëpërmjet trupit.

8) 8. Ai do t'i rrethojë ata nga çdo anë: Ai do t'i rrethojë të dënuarit me Xhehenem.

9) 9. në shtylla të gjata flakëruese: Ai është i mbyllur me shtylla të gjata flakëruese në mënyrë që të dënuarit të mos mund të dalin prej aty.

## Pyetja 8: Lexoje dhe komentoje suren el-Fil!

Përgjigjja: Surja el-Fil dhe komentimi i saj

Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!

{أَلَمْ تَرَ كَيْفَ فَعَلَ رَبُّكَ بِأَصْحَـٰبِ ٱلْفِيلِ ١ أَلَمْ يَجْعَلْ كَيْدَهُمْ فِى تَضْلِيلٍۢ ٢ وَأَرْسَلَ عَلَيْهِمْ طَيْرًا أَبَابِيلَ ٣ تَرْمِيهِم بِحِجَارَةٍۢ مِّن سِجِّيلٍۢ ٤ فَجَعَلَهُمْ كَعَصْفٍۢ مَّأْكُولٍۭ ٥}

1. Vallë, a nuk ke dëgjuar ti se si bëri Zoti yt me njerëzit e elefantit? 2. A nuk ua prishi atyre kurthin, 3. duke dërguar kundër atyre tufa zogjsh, 4. të cilët i gjuajtën me gurë prej baltës së pjekur? 5. Dhe kështu, i bëri si byk i ngrënë. (Surja el-Fil: 1-5)

Komentimi:

1) 1. Vallë, a nuk ke dëgjuar ti se si bëri Zoti yt me njerëzit e elefantit? : Pejgamber, a nuk ke dëgjuar për Ebrehanë, se çfarë bëri Zoti me të dhe ushtrinë e tij, njerëzit e elefantit, të cilët deshën ta rrënonin Qaben?

2) 2. A nuk ua prishi atyre kurthin : Planet e tyre të këqija për ta shkatërruar Qaben, Allahu ua prishi, duke mos ua mundësuar ta prekin Qaben.

3) 3. duke dërguar kundër atyre tufa zogjsh :Për t'i ndëshkuar dërgoi shpezë që vinin tufa-tufa

4) 4. të cilët i gjuajtën me gurë prej baltës së pjekur? :dhe të cilat i gjuanin ushtarët me gurë të zjarrtë,

5) 5. Dhe kështu, i bëri si byk i ngrënë : duke i shndërruar pothuajse sikur të ishin fletë bimësh të grisura nga krimbat.

# Pyetja 9: Lexoje dhe komentoje suren Kurejsh!

Përgjigjja: Surja Kurejsh dhe komentimi i saj

Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!

{لِإِيلَٰفِ قُرَيْشٍ ١ إِۦلَٰفِهِمْ رِحْلَةَ ٱلشِّتَآءِ وَٱلصَّيْفِ ٢ فَلْيَعْبُدُوا۟ رَبَّ هَٰذَا ٱلْبَيْتِ ٣ ٱلَّذِىٓ أَطْعَمَهُم مِّن جُوعٍ وَءَامَنَهُم مِّنْ خَوْفٍۭ ٤}

1. (Shkatërrimin e njerëzve të elefantit Allahu e bëri) për të mbrojtur fisin Kurejsh, 2. për t'i mbrojtur ata në udhëtimin që bëjnë dimër e verë. 3. Prandaj le të adhurojnë Zotin e kësaj shtëpie (Qabes), 4. i Cili i ushqen ata në ditë urie dhe i siguron në ditë frike. (Surja Kurejsh: 1-4)

Komentimi:

1) 1. (Shkatërrimin e njerëzve të elefantit Allahu e bëri) për të mbrojtur fisin Kurejsh: Për qëllim është udhëtimi tregtar që e kishin bërë traditë ta realizonin në dimër e në verë,

2) 2. për t'i mbrojtur ata në udhëtimin që bëjnë dimër e verë : në dimër në Jemen e në verë në Sham, të sigurt.

3) 3. Prandaj le të adhurojnë Zotin e kësaj shtëpie (Qabes): Atëherë le ta adhurojnë vetëm Zotin e kësaj shtëpie (Qabes), i Cili ua mundësoi këtë udhëtim, e jo të adhurojnë të tjerë me Të.

4) 4. i Cili i ushqen ata në ditë urie dhe i siguron në ditë frike : Ta adhurojnë vetëm Allahun i Cili i ushqeu kur ishin të uritur dhe i siguroi kur ishin të frikësuar duke bërë që Qabja dhe banorët rreth saj (kurejshët) të gëzojnë pozitë të veçantë në zemrat e arabëve.

# Pyetja 10: Lexoje dhe komentoje suren el-Maunë!

Përgjigjja: Surja el-Maunë dhe komentimi i saj

Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!

{أَرَءَيْتَ ٱلَّذِى يُكَذِّبُ بِٱلدِّينِ ١ فَذَٰلِكَ ٱلَّذِى يَدُعُّ ٱلْيَتِيمَ ٢ وَلَا يَحُضُّ عَلَىٰ طَعَامِ ٱلْمِسْكِينِ ٣
فَوَيْلٌ لِّلْمُصَلِّينَ ٤ ٱلَّذِينَ هُمْ عَن صَلَاتِهِمْ سَاهُونَ ٥ ٱلَّذِينَ هُمْ يُرَآءُونَ ٦ وَيَمْنَعُونَ
ٱلْمَاعُونَ ٧}

1. A e ke parë atë që mohon Ditën e Llogarisë? 2. Ky është ai që i dëbon ashpër jetimët 3. dhe nuk nxit që t’i jepet ushqim të varfrit. 4. Mjerë për ata, të cilët kur falen, 5. janë të pakujdesshëm për namazet, 6. të cilët duan vetëm që të duken 7. dhe nuk u japin ndihmë nevojtarëve. (Surja el-Maunë: 1-7)

Komentimi:

1) 1. A e ke parë atë që mohon Ditën e Llogarisë? :A e njohe atë që e mohon shpërblimin në botën tjetër?

2) 2. Ky është ai që i dëbon ashpër jetimët : Është ai që e dëbon ashpër jetimin dhe nuk çan kokën për hallin e tij,

3) 3. dhe nuk nxit që t’i jepet ushqim të varfrit : ai që nuk e nxit veten dhe as të tjerët që t'u dalin në ndihmë të varfërve.

4) 4. Mjerë për ata, të cilët kur falen : Dënim e shkatërrim për ata që falin namazin,

5) 5. janë të pakujdesshëm për namazet : të cilët janë të pakujdesshëm e harrestarë ndaj namazit, që nuk e kanë dert nëse u kalon namazi,

6) 6. të cilët duan vetëm që të duken : të cilët kur falen dhe bëjnë vepra të mira i bëjnë për të tjerët, jo për Allahun,

7) 7. dhe nuk u japin ndihmë nevojtarëve : të cilët ndalojnë ndihmën për të tjerët në gjëra që nuk ka ndalesë për t’i ndihmuar.

## Pyetja 11: Lexoje dhe komentoje suren el-Kuther!

Përgjigjja: Surja el-Keuther dhe komentimi i saj

Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!

{إِنَّآ أَعۡطَيۡنَٰكَ ٱلۡكَوۡثَرَ ١ فَصَلِّ لِرَبِّكَ وَٱنۡحَرۡ ٢ إِنَّ شَانِئَكَ هُوَ ٱلۡأَبۡتَرُ ٣}

1. Me të vërtetë që Ne të kemi dhënë ty shumë të mira, 2. andaj, falu (vetëm) për Zotin tënd dhe ther kurban! 3. Sigurisht, ai që të urren ty, ai vetë është fatprerë. (Surja el-Keuther)

Komentimi:

1) 1. Me të vërtetë që Ne të kemi dhënë ty shumë të mira :O pejgamber, Ne të kemi dhënë të mira të shumta, prej të cilave edhe lumin e keutherit në xhenet.

2) 2. andaj, falu (vetëm) për Zotin tënd dhe ther kurban! : Andaj falënderoje Allahun për këtë mirësi duke e adhuruar vetëm Atë dhe duke therur kurban për Të, duke vepruar kështu ndryshe nga idhujtarët të cilët thernin kurban për idhujt e tyre.

3) 3. Sigurisht, ai që të urren ty, ai vetë është fatprerë :Ai që të urren ty ai është i shkëputuri nga çdo e mirë, i harruari, ai që edhe kur përmendet, përmendet për të keq.

## Pyetja 12: Lexoje dhe komentoje suren el-Kafirunë!

Përgjigjja: Surja el-Kafirunë dhe komentimi i saj

Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!

{قُلْ يَـٰٓأَيُّهَا ٱلْكَـٰفِرُونَ ١ لَآ أَعْبُدُ مَا تَعْبُدُونَ ٢ وَلَآ أَنتُمْ عَـٰبِدُونَ مَآ أَعْبُدُ ٣ وَلَآ أَنَا۠ عَابِدٌ مَّا عَبَدتُّمْ ٤ وَلَآ أَنتُمْ عَـٰبِدُونَ مَآ أَعْبُدُ ٥ لَكُمْ دِينُكُمْ وَلِىَ دِينِ ٦}

1. Thuaj: “O ju jobesimtarë! 2. Unë nuk adhuroj çfarë ju adhuroni 3. dhe ju nuk jeni adhurues të Atij që unë adhuroj. 4. Unë nuk do të jem kurrë adhurues i atyre që ju i adhuroni 5. dhe as ju nuk do të jeni adhurues të Atij që unë adhuroj! 6. Ju keni fenë tuaj, ndërsa unë kam fenë time!” (Surja el-Kafirunë: 1-6)

Komentimi:

1) 1. Thuaj: “O ju jobesimtarë! : O Pejgamber, thuaj: O ju që e mohoni Allahun!

2) 2. Unë nuk adhuroj çfarë ju adhuroni : Idhujt që i adhuroni, unë nuk do t'i adhuroj as sot, as kurrë.

3) 3. dhe ju nuk jeni adhurues të Atij që unë adhuroj : Por as ju nuk po e adhuroni Atë që e adhuroj unë, Allahun, Zotin e vetëm.

4) 4. Unë nuk do të jem kurrë adhurues i atyre që ju i adhuroni :As unë nuk do t’i adhuroj idhujt tuaj,

5) 5. dhe as ju nuk do të jeni adhurues të Atij që unë adhuroj! : dhe as ju nuk po e adhuroni Allahun që unë e adhuroj.

6) 6. Ju keni fenë tuaj, ndërsa unë kam fenë time!: Ju keni fenë tuaj që vetë e keni shpikur, e unë kam fenë time që Allahu ma ka shpallur.

## Pyetja 13: Lexoje dhe komentoje suren en-Nasër!

Përgjigjja: Surja en-Nasër dhe komentimi i saj

Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!

{إِذَا جَآءَ نَصْرُ ٱللَّهِ وَٱلْفَتْحُ ١ وَرَأَيْتَ ٱلنَّاسَ يَدْخُلُونَ فِى دِينِ ٱللَّهِ أَفْوَاجًا ٢ فَسَبِّحْ بِحَمْدِ رَبِّكَ وَٱسْتَغْفِرْهُ ۚ إِنَّهُۥ كَانَ تَوَّابًا ٣}

1. Kur të vijë ndihma e Allahut dhe çlirimi (i Mekës) 2. dhe t'i shohësh njerëzit duke hyrë në fenë e Allahut grupe-grupe,3. atëherë madhëroje me falënderim Zotin tënd dhe kërko falje nga Ai; se Ai është vërtet Pranues i madh i pendimeve. (Surja en-Nasër:1-3)

Komentimi:

1) 1. Kur të vijë ndihma e Allahut dhe çlirimi (i Mekës) : Kur të vijë ndihma e Allahut për ty, o Pejgamber, dhe të çlirohet Meka

2) 2. dhe t'i shohësh njerëzit duke hyrë në fenë e Allahut grupe-grupe :dhe të shohësh njerëzit tek e përqafojnë këtë fe grupe-grupe,

3) 3. atëherë madhëroje me falënderim Zotin tënd dhe kërko falje nga Ai; se Ai është vërtet Pranues i madh i pendimeve : dije se kjo shënon afërsinë e fundit të misionit me të cilin je dërguar, andaj falënderoje Allahun për mirësinë e ndihmës dhe fitores dhe kërko falje prej Tij, sepse Ai është Falës dhe e pranon pendimin.

## Pyetja 14: Lexoje dhe komentoje suren el-Mesed!

Përgjigjja: Surja el-Mesed dhe komentimi i saj

Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!

{تَبَّتْ يَدَآ أَبِى لَهَبٍ وَتَبَّ ١ مَآ أَغْنَىٰ عَنْهُ مَالُهُۥ وَمَا كَسَبَ ٢ سَيَصْلَىٰ نَارًا ذَاتَ لَهَبٍ ٣ وَٱمْرَأَتُهُۥ حَمَّالَةَ ٱلْحَطَبِ ٤ فِى جِيدِهَا حَبْلٌ مِّن مَّسَدٍ ٥}

1. Iu thafshin duart Ebu Lehebit dhe u thaftë në gjithçka! 2. Nuk do ta ndihmojnë atë as pasuria dhe as fitimet e tjera. 3. Ai, me siguri, do të hidhet në zjarrin me flakë të tërbuara, 4. po ashtu edhe gruaja e tij, që mbart drutë e zjarrit, 5. në qafën e saj do të ketë një litar prej fijesh palme. (Surja el-Mesed:1-5)

Komentimi:

1) 1. Iu thafshin duart Ebu Lehebit dhe u thaftë në gjithçka! : Duart e Ebu Lehebit, xhaxhait të Pejgamberit ﷺ, u thanë për shkak të veprave të tij; ai e torturonte Pejgamberin ﷺ, andaj mundi i tij shkoi huq.

2) 2. Nuk do ta ndihmojnë atë as pasuria dhe as fitimet e tjera : Çfarë të keqe patën mundësi t'ia largojnë pasuria dhe bijtë? As nuk ia larguan ndëshkimin dhe as nuk ia sollën mëshirën!

3) 3. Ai, me siguri, do të hidhet në zjarrin me flakë të tërbuara: Ditën e Kiametit ai do të hyjë në xhehenem, zjarri i të cilit është i flakëruar, aty do ta shijojë frutën e hidhur të veprës së vet.

4) 4. po ashtu edhe gruaja e tij, që mbart drutë e zjarrit :Me të do të hyjë edhe gruaja e tij, Ummu Xhemil, e cila e shqetësonte Pejgamberin ﷺ duke i hedhur gjemba në rrugë.

5) 5. në qafën e saj do të ketë një litar prej fijesh palme :Ajo do të ketë në fyt një litar të lidhur me të cilin do të sillet në xhehenem.

## Pyetja 15: Lexoje dhe komentoje suren el-Ihlas!

Përgjigjja: Surja el-Ihlas dhe komentimi i saj

Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!

{قُلْ هُوَ ٱللَّهُ أَحَدٌ ١ ٱللَّهُٱلصَّمَدُ ٢ لَمْ يَلِدْ وَلَمْ يُولَدْ ٣ وَلَمْ يَكُن لَّهُۥ كُفُوًا أَحَدٌۢ ٤}

1. Thuaj: “Ai është Allahu, Një dhe i Vetëm! 2. Allahu është Absoluti, të Cilit i përgjërohet gjithçka në amshim. 3. Ai as nuk lind, as nuk është i lindur. 4. Dhe askush nuk është i barabartë (a i krahasueshëm) me Të!” (Surja el-Ihlas: 1-4)

Komentimi:

[1. Thuaj: “Ai është Allahu, Një dhe i Vetëm!]: Thuaj o Pejgamber: Allahu është Një, s’ka zot pos Tij.

[2. Allahu është Absoluti, të Cilit i përgjërohet gjithçka në amshim]: tek Allahu ngrihen kërkesat e robërve dhe krijesave.

[3. Ai as nuk lind, as nuk është i lindur]: Allahu nuk ka fëmijë dhe as prindër.

[4. Dhe askush nuk është i barabartë (a i krahasueshëm) me Atë!]: Askush nga krijesat nuk i ngjan Atij.

## Pyetja 16: Lexoje dhe komentoje suren el-Felek!

Përgjigjja: Surja el-Felek dhe komentimi i saj

Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!

{قُلْ أَعُوذُ بِرَبِّ ٱلْفَلَقِ ١ مِن شَرِّ مَا خَلَقَ ٢ وَمِن شَرِّ غَاسِقٍ إِذَا وَقَبَ ٣ وَمِن شَرِّ ٱلنَّفَّٰثَٰتِ فِى ٱلْعُقَدِ ٤ وَمِن شَرِّ حَاسِدٍ إِذَا حَسَدَ ٥}

1. Thuaj: “Kërkoj mbështetje te Zoti i agimit, 2. që të më mbrojë nga sherri i gjithçkaje që Ai ka krijuar 3. dhe nga sherri i natës, kur kaplon terri 4. dhe nga sherri i falltarëve, që fryjnë në nyje (duke bërë magji) 5. dhe nga sherri i smirëziut, kur vepron me smirë.” (Surja el-Felek: 1-5)

Komentimi:

[1. Thuaj: “Kërkoj mbështetje te Zoti i agimit]: Thuaj, o Pejgamber: Unë kërkoj mbrojtjen te Zoti i agimit,

[2. që të më mbrojë nga sherri i gjithçkaje që Ai ka krijuar]: nga ligësitë e krijesave.

[3. dhe nga sherri i natës, kur kaplon terri]: nga të ligat që shfaqen natën, kafshë (egërsira) apo hajdutë.

[4. dhe nga sherri i falltarëve, që fryjnë në nyje (duke bërë magji)]: kërkoj nga Allahu gjithashtu që të më mbrojë nga magjistarët që fryjnë në nyje.

[5. dhe nga sherri i smirëziut, kur vepron me smirë.]: e po ashtu kërkoj që të më mbrojë edhe prej ziliqarëve, të cilët i urrejnë njerëzit pse Zoti u ka dhënë të mira, duke dashur që t’i privojnë prej tyre dhe t’u sjellin të këqija e dëme që të mos i gëzojnë ato të mira.

## Pyetja 17: Lexoje dhe komentoje suren en-Nas!

Përgjigjja: Surja en-Nas dhe komentimi i saj

Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!

{قُلْ أَعُوذُ بِرَبِّ ٱلنَّاسِ ١ مَلِكِ ٱلنَّاسِ ٢ إِلَـٰهِ ٱلنَّاسِ ٣ مِن شَرِّ ٱلْوَسْوَاسِ ٱلْخَنَّاسِ ٤ ٱلَّذِى يُوَسْوِسُ فِى صُدُورِ ٱلنَّاسِ ٥ مِنَ ٱلْجِنَّةِ وَٱلنَّاسِ ٦}

1. Thuaj: “Kërkoj mbështetje te Zoti i njerëzve, 2. Sundimtari i njerëzve, 3. i Adhuruari (i vetëm me të drejtë) i njerëzve, 4. nga sherri i djallit cytës që fshihet (pasi cyt) 5. e që hedh dyshime në gjokset e njerëzve, 6. (qoftë ai djall) prej xhinëve apo njerëzve!” (Surja en-Nas: 1-6)

Komentimi:

[1. Thuaj: “Kërkoj mbështetje te Zoti i njerëzve]: Thuaj, o Pejgamber: unë kërkoj mbrojtjen tek Allahu, Zoti i njerëzve,

[2. Sundimtari i njerëzve]: i Cili vepron si të dojë me ta, nuk ka Zot tjetër që menaxhon çështjet e tyre pos Tij.

[3. i Adhuruari (i vetëm me të drejtë) i njerëzve]: i adhuruari i tyre me të drejtë, nuk ka tjetër që meriton të adhurohet pos Tij.

[4. nga sherri i djallit cytës që fshihet (pasi cyt)]: nga sherri i djallit i cili hedh vesveset te njeriu.

[5. e që hedh dyshime në gjokset e njerëzve]: i cili hedh vesveset e tij në zemrat e njerëzve,

[6. (qoftë ai djall) prej xhinëve apo njerëzve!]: nga çdokush që bën vesvese, njeri apo xhin qoftë.

*******

# Kapitulli i hadithit

Hadithi i parë

## Pyetja 1: Vazhdoje hadithin: "Vepra vlerësohet sipas nijetit”, duke përmendur me këtë rast edhe disa dobi të përfituara prej tij!

Përgjigjja: Prijësi i besimtarëve, Omeri, i biri i Hattabit, transmeton ta ketë dëgjuar Pejgamberin ﷺ duke thënë: Omer ibn Hatabi (Allahu qoftë i kënaqur me të!) transmeton se Profeti ﷺ ka thënë: “Vepra vlerësohet sipas nijetit dhe njeriut i takon ajo që e ka bërë nijet. Andaj, atij që ka bërë hixhret për hir të Allahut dhe të Dërguarit të Tij, i vlerësohet si hixhret për hir të Allahut dhe të Dërguarit të Tij. Ndërkaq, nëse ka bërë

hixhret me qëllim të arritjes së të mirave të dynjasë ose që të martohet me ndonjë femër, hixhreti i tij do të vlerësohet sipas nijetit të tij.” (Hadithin e shënojnë Buhariu dhe Muslimi)

Dobi të nxjerra nga hadithi:

1) Secila vepër që bëjmë, namazi, agjërimi, haxhillëku apo çfarëdo vepre tjetër qoftë, duhet të bëhet me nijet,

2) Nijeti patjetër duhet të jetë i çiltër, pra të jetë vetëm për Allahun e Madhërishëm.

Hadithi i dytë

## Pyetja 2: Plotësoje hadithin: “Kushdo që shpik në çështjen (fenë) tonë...”, duke përmendur edhe disa mësime të përfituara prej tij!

Përgjigjja: Nëna e besimtarëve, Ajshja (Allahu qoftë i kënaqur me të!) transmeton se Pejgamberi ﷺ ka thënë: "Kushdo që shpik në çështjen (fenë) tonë diçka që nuk është e saj, ajo gjë është e refuzuar." (Hadithin e shënojnë Buhariu dhe Muslimi)

Dobi të nxjerra nga hadithi:

1) Ndalohen risitë në fe.

2) Veprat që janë risi janë të refuzuara dhe të papranuara.

Hadithi i tretë

## Pyetja 3: Plotësoje hadithin: “Një ditë, ndërsa rrinim ulur tek i Dërguari i

## Allahut...”, duke përmendur edhe disa mësime të përfituara prej tij!

Përgjigjja: Omeri (Allahu qoftë i kënaqur me të!) tregon: “Një ditë, ndërsa rrinim ulur tek i Dërguari i Allahut ﷺ u shfaq një njeri fort rrobëbardhë e tejet flokëzi, tek i cili nuk vëreheshin shenja udhëtimi. Atë nuk e njihte asnjëri prej nesh. U ul pranë Pejgamberit ﷺ duke i vendosur gjunjët e tij afër gjunjëve të të Dërguarit e duke i vënë shuplakat e duarve të tij mbi kofshët e veta, me ç’rast pyeti: “O Muhamed, më trego për Islamin.” I Dërguari i Allahut ﷺ tha: “Islami është të dëshmosh se nuk meriton të adhurohet askush përveç Allahut dhe se Muhamedi është rob dhe i dërguar i Tij, të falësh namazin, të japësh zekatin, të agjërosh Ramazanin dhe të kryesh haxhillëkun (këtë të fundit) po pate mundësi.” Ai i tha: “Ashtu është.” Ne u çuditëm, ngase vetë e pyeste, vetë ia vërtetonte! Ai tha: “Më trego për besimin (imanin).” I Dërguari tha: “Besimi është të besosh në Allahun, në melekët, në librat e Tij, në të dërguarit, në Ditën e Fundit dhe të besosh në paracaktimin (kaderin), qoftë i mirë apo i keq.” Ai i tha: “Ashtu është. Më trego për ihsanin (përsosurinë).” I Dërguari tha: “Ta adhurosh Allahun sikurse të jesh duke e parë Atë. Edhe pse ti nuk e sheh Atë, Ai gjithsesi të sheh ty.” Ai i tha: “Më trego për Kiametin.” I Dërguari tha: “Në lidhje me këtë i pyeturi nuk di më shumë sesa pyetësi.” Ai i tha: “Atëherë, tregomë për shenjat e tij.” I Dërguari tha: “(Kiameti vjen) kur robëresha ta lindë zonjën e saj dhe kur t’i shohësh këmbëzbathurit, të zhveshurit, fukarenjtë e barinjtë e deleve duke garuar për të bërë ndërtesa sa më të larta.” Pastaj, ai u largua, kurse ne qëndruam për një kohë. Më pas, i Dërguari më tha: “O Omer, a e di kush është ai që pyeste.” Unë thashë: “Allahu dhe i Dërguari i Tij e dinë më mirë.” Ai tha: “Ai qe Xhibrili, erdhi për t’jua mësuar fenë.” (Hadithin e shënon Muslimi)

Dobi të nxjerra nga hadithi:

1) Përmendja e pesë shtyllave të Islamit, e të cilat janë:

- Dëshmia "la ilahe il-la Allah Muhammedun Resulullah",

- falja e namazit,

- dhënia e zekatit,

- agjërimi i ramazanit, dhe

- kryerja e haxhillëkut.

2) Përmendja e gjashtë shtyllave të Imanit, e të cilat janë:

- Besimi në Allahun,

- në melekët,

- në librat,

- në pejgamberët,

- në ditën e fundit, dhe

- në kader, paracaktimin e të mirës dhe të keqes nga Allahu i Lartmadhëruar.

3) Përmendja e shtyllës së Ihsanit, e cila nënkupton adhurimin e Zotit sikurse je duke e parë, sepse edhe pse ti nuk e sheh Atë, Ai të sheh ty.

4) Çështja e kohës kur do të ndodhë kiameti e që nuk e di askush tjetër pos Allahut të Gjithëdijshëm.

Hadithi i katërt

## Pyetja 4: Plotësoje hadithin: “Besimtarët me besimin më të përkryer...”, duke

## përmendur edhe disa mësime të përfituara prej tij!

Përgjigjja: Ebu Hurejre (Allahu qoftë i kënaqur me të!) transmeton se Pejgamberi ﷺ ka thënë: “Besimtarët me besimin më të përkryer janë ata me moralin më të mirë.” (Hadithin e shënon Tirmidhiu dhe e vlerëson si hasen-sahih)

Dobi të nxjerra nga hadithi:

1) Nxitja për moralin e mirë.

2) Përsosja morale është prej përsosjes së besimit.

3) Imani shtohet dhe pakësohet.

Hadithi i pestë

## Pyetja 5: Plotësoje hadithin: “Ai që betohet në dikë tjetër përveç Allahut...”, duke përmendur edhe disa mësime të përfituara prej tij!

Përgjigjja: Ibn Omeri (Allahu qoftë i kënaqur me të!), transmeton se Pejgamberi ﷺ ka thënë: "Ai që betohet në dikë tjetër përveç Allahut, ka bërë kufër ose shirk." (Hadithin e shënon Tirmidhiu)

Dobi të nxjerra nga hadithi:

1) Nuk lejohet të betohesh në dikë tjetër pos Allahut të Lartësuar,

2) Betimi në dikë pos Allahut të Lartësuar është shirk i vogël.

Hadithi i gjashtë

## Pyetja 6: Plotësoje hadithin: “Nuk ka besuar ndokush prej jush derisa të më dojë më shumë...”, duke përmendur edhe disa mësime të përfituara prej tij!

Përgjigjja: Enesi (Allahu qoftë i kënaqur me të!) transmeton se Pejgamberi ﷺ ka thënë: “Nuk ka besuar ndokush prej jush derisa të më dojë më shumë sesa prindin, fëmijën dhe të gjithë njerëzit e tjerë.” (Hadithin e shënojnë Buhariu dhe Muslimi)

Dobi të nxjerra nga hadithi:

1) Pejgamberin ﷺ duhet ta duam më shumë se çdo njeri tjetër.

2) Dashuria për Pejgamberin ﷺ është prej plotësimit të imanit (besimit).

Hadithi i shtatë

## Pyetja 7: Plotësoje hadithin: “Nuk beson asnjëri prej jush derisa t'ia dojë vëllait...”, duke përmendur edhe disa mësime të përfituara prej tij!

Përgjigjja: Enesi (Allahu qoftë i kënaqur me të!) transmeton se Pejgamberi ﷺ ka thënë: "Nuk beson asnjëri prej jush derisa t'ia dojë vëllait të tij atë që ia do vetes!" (Hadithin e shënojnë Buhariu dhe Muslimi)

Dobi të nxjerra nga hadithi:

1) Besimtari duhet t'ua dojë besimtarëve të mirën siç ia do vetes, dhe

2) Dashja e së mirës për besimtarët është prej plotësimit të besimit.

Hadithi i tetë

## Pyetja 8: Plotësoje hadithin: “Pasha Atë në dorën e të Cilit është shpirti im...”, duke përmendur edhe disa mësime të përfituara prej tij!

Përgjigjja: Ebu Seidi (Allahu qoftë i kënaqur me të!) transmeton se Pejgamberi ﷺ ka thënë: “Pasha Atë në dorën e të Cilit është shpirti im, ajo (surja el-Ihlas) vlen sa një e treta e Kuranit.” (Hadithin e shënon Buhariu)

Dobi të nxjerra nga hadithi:

1) Vlera e sures el-Ihlas (Kul huvallahu ehad).

2) Vlera e saj është sa një e treta e Kuranit.

Hadithi i nëntë

## Pyetja 9: Plotësoje hadithin: “Thuaj: La haule ve la kuvete il-la bil-Lah...”, duke përmendur edhe disa mësime të përfituara prej tij!

Përgjigjja: Ebu Musai (Allahu qoftë i kënaqur me të!) transmeton se Pejgamberi ﷺ ka thënë: “(Thënia) La haule ve la kuvete il-la bil-Lah (Nuk ka lëvizje e as forcë pa dëshirën e Allahut) është një ndër thesaret e Xhenetit.” (Hadithin e shënojnë Buhariu dhe Muslimi)

Dobi të nxjerra nga hadithi:

1) Vlera e kësaj fjale dhe se ajo është thesar i Xhenetit.

2) Besimtari nuk mbështetet në fuqinë dhe mundësinë e vet, por i mbështetet vetëm Allahut të Gjithëfuqishëm.

Hadithi i dhjetë

## Pyetja 10: Thuaje të plotë hadithin: “Vini re, në trupin e njeriut është një copë mishi...”, duke përmendur edhe disa mësime të përfituara prej tij!

Përgjigjja: Nu’man ibn Beshiri (Allahu qoftë i kënaqur me të!) transmeton se e ka dëgjuar Pejgamberin ﷺ duke thënë: “...Vini re, në trupin e njeriut është një copë mishi, që, nëse ajo është në rregull, tërë trupi është në rregull, por, nëse ajo prishet, prishet i tërë trupi. Kini kujdes, ajo është zemra.” (Hadithin e shënojnë Buhariu dhe Muslimi)

Dobi të nxjerra nga hadithi:

1) Në devotshmërinë e zemrës fshihet rregullimi i brendshëm dhe i jashtëm i njeriut, pra besimi dhe sjelljet e tij.

2) Përkushtimi për devotshmërinë e zemrës sepse prej saj varet edhe udhëzimi i njeriut në rrugën e drejtë.

Hadithi i njëmbëdhjetë

## Pyetja 11: Plotësoje hadithin: “Ai, fjala e fundit e të cilit është "la ilahe il-lallah"...”, duke përmendur edhe disa mësime të përfituara prej tij!

Përgjigjja: Muadh ibn Xhebeli (Allahu qoftë i kënaqur me të!) transmeton se Pejgamberi ﷺ ka thënë: "Ai, fjala e fundit e të cilit është "la ilahe il-lallah", do të hyjë në Xhenet." (Hadithin e shënon Ebu Davudi)

Dobi të nxjerra nga hadithi:

1) Vlera e dëshmisë "la ilahe il-la Allah" dhe se robi me të hyn në Xhenet.

2) Vlera e atij që vdes ndërsa fjalën e fundit nga kjo botë e ka dëshminë "la ilahe il-la Allah".

Hadithi i dymbëdhjetë

## Pyetja 12: Plotësoje hadithin: “Besimtari nuk është fyes, as mallkues...”, duke përmendur edhe disa mësime të përfituara prej tij!

Përgjigjja: Abdullah ibn Mes’udi (Allahu qoftë i kënaqur me të!) transmeton se Pejgamberi ﷺ ka thënë: “Besimtari nuk është fyes, as mallkues, as i pandershëm e as fjalëndyrë.” (Hadithin e shënon Tirmidhiu)

Dobi të nxjerra nga hadithi:

1) Ndalimi i fjalëve të këqija, çfarëdo qofshin ato.

2) Besimtari dallohet për ruajtjen e gjuhës së tij, pra të folurit e mirë është tipar i besimtarit.

Hadithi i trembëdhjetë

## Pyetja 13: Plotësoje hadithin: “Ndër shenjat e Islamit të mirë të njeriut...”, duke

## përmendur edhe disa mësime të përfituara prej tij!

Përgjigjja: Ebu Hurejre (Allahu qoftë i kënaqur me të!) transmeton se Pejgamberi ﷺ ka thënë: "Ndër shenjat e Islamit të mirë të njeriut është lënia e gjërave që nuk i përkasin." [Hadithin e shënojnë Tirmidhiu dhe të tjerë]

Dobi të nxjerra nga hadithi:

1) Braktisja e gjërave të cilat nuk paraqesin interes fetar dhe as material.

2) Braktisja e këtyre gjërave është shenjë e përsosjes së fesë te besimtari.

Hadithi i katërmbëdhjetë

## Pyetja 14: Plotësoje hadithin: "Ai që e lexon një shkronjë nga Libri i Allahut...", duke përmendur edhe disa mësime të përfituara prej tij!

Përgjigjja: Abdullah ibn Mes'udi (Allahu qoftë i kënaqur me të!) transmeton se Pejgamberi ﷺ ka thënë: "Ai që e lexon një shkronjë nga Libri i Allahut, ka një shpërblim i cili shtohet dhjetëfish. Nuk them se elifi, lami dhe mimi janë një shkronjë, por elifi është një shkronjë, lami një shkronjë dhe mimi shkronjë më vete." (Hadithin e shënon Tirmidhiu)

Dobi të nxjerra nga hadithi:

1) Vlera e leximit të Kuranit.

2) Për çdo shkronjë që lexon nga Kurani ke shumë shpërblime.

*******

# Kapitulli i edukatës islame

## Edukata me Allahun e Larftësuar

### Pyetja 1: Si shprehet edukata me Allahun e Lartësuar?

Përgjigjja: - Duke e lartësuar, duke e lavdëruar, duke e nderuar dhe duke e respektuar Atë,

- duke e adhuruar vetëm Atë, pa i shoqëruar askënd dhe asgjë në adhurim,

- duke iu bindur Atij,

- duke iu shmangur çdo gjëje që nënkupton kundërshtim të Tij a të fjalës së Tij,

- duke e falënderuar dhe duke i shprehur mirënjohjet më të thella për të mirat e panumërta,

- duke duruar ndaj caktimeve të Tij.

## Edukata me Pejgamberin Muhamed ﷺ

### Pyetja 2: Si shprehet edukata me Pejgamberin Muhamed ﷺ?

Përgjigjja: - Duke e pasuar atë,

- duke iu bindur atij,

- duke mos e kundërshtuar atë,

- duke i zënë besë në çdo gjë për të cilën na ka treguar,

- duke mos shpikur risi kundrejt sunetit të tij,

- duke e dashur më shumë se veten dhe më shumë se të gjithë njerëzit,

- duke e nderuar dhe duke e përkrahur atë dhe sunetin e tij.

## Pyetja 3: Si shprehet edukata me prindërit?

**Përgjigjja: – Duke i respektuar dhe duke iu bindur në çdo gjë që nuk paraqet mëkat ndaj Allahut të Lartësuar,**

- duke iu shërbyer,

- duke i ndihmuar,

- duke ua plotësuar kërkesat dhe nevojat që kanë,

- duke u lutur për ta,

- duke shfaqur edukatë në të folur me ta, nuk lejohet t'u thuhet madje as "of!" e lëre më fjalë tjera të rënda,

- duhet t'u buzëqeshim dhe jo t'i shikojmë të mrrolur,

- nuk bën të ngremë zërin ndaj tyre, nuk bën t'i ndërpresim kur janë duke folur, nuk bën t'i thërrasim në emër, por me shprehjet përkëdhelëse e respektuese: "o babai im!", "oj nëna ime!"

- duhet të marrim leje para se të hyjmë në dhomën e tyre të gjumit,

- duhet t'ua puthim duart dhe kokat, në shenjë respekti e dashurie.

## Edukata e mbajtjes së lidhjeve farefisnore

## Pyetja 4: Si ruhen lidhjet farefisnore?

Përgjigjja: - Duke i vizituar vëllezërit, motrat, xhaxhallarët, dajallarët, hallat, tezet e kështu me radhë.

- Mirësjellja dhe bamirësia ndaj tyre me fjalë dhe me çkado që ke mundësi.

- Interesimi për ta dhe për gjendjen e tyre, duke i marrë në telefon e duke pyetur për shëndetin, mirëqenien e gjëra të tjera që kanë të bëjnë me ta.

## Edukata e vëllazërisë për hir të Allahut

## Pyetja 5: Si duhet të sillem me vëllezërit dhe shokët e mi?

Përgjigjja: - duhet t'i dua dhe t'i përzgjedh më të mirët,

-duhet të mos shoqërohem me shokët e këqij,

- duhet t'i përshëndes me selam dhe me shtrëngim duarsh,

- duhet t'i vizitoj dhe të lutem për ta dhe për shëndetin e tyre, nëse janë të sëmurë,

- duhet të lutem për ta kur teshtijnë,

- duhet t'u përgjigjem ftesave të tyre,

- duhet t'i këshilloj,

- duhet t'i ndihmoj kur u bëhet padrejtësi dhe duhet t'i pengoj kur ata bëjnë padrejtësi,

- duhet ta dua për vëllain tim musliman atë që e dua për vete,

- duhet t'a ndihmoj kur ka nevojë për ndihmë,

- duhet të mos e shqetësoj me fjalë a sjellje të pahijshme,

- duhet t'ua ruaj sekretet,

- nuk bën ta shaj, as ta përgojoj, as ta nënçmoj, as t'ia kem zili, as ta spiunoj e as ta mashtroj.

## Edukata e fqinjësisë

## Pyetja 6: Cila është dukata me fqinjin?

Përgjigjja: - Sillem mirë me fjalë dhe me vepra dhe i ndihmoj nëse ka nevojë për ndihmën time.

- I shpreh urime në raste festash e gëzimesh.

- E vizitoj nëse sëmuret dhe e ngushëlloj nëse goditet nga ndonjë fatkeqësi.

- I ofroj ushqim sa të kam mundësi.

- Nuk e shqetësoj me fjalë a vepra.

- Nuk e shqetësoj duke e ngritur zërin ndaj tij, duke e spiunuar apo duke mos e duruar.

## Edukata e mikpritjes

## Pyetja 7: Cila është edukata e mikpritjes dhe e mysafirit?

Përgjigjja: - I përgjigjem ftesave për vizita.

- Nëse dua ta vizitoj dikë, paraprakisht i kërkoj leje dhe orar kur mund ta vizitoj.

- I kërkoj leje para se të hyj.

- Nuk vonohem në vizitë.

- E ruaj shikimin kundrejt familjarëve të tij.

- I dëshiroj mirëseardhje mysafirit dhe e pres me buzëqeshje dhe fjalë dashamirësie.

- E uli mysafirin në vendin më të mirë.

- E nderoj me ushqim dhe pije.

## Edukata e sëmundjes

## Pyetja 8: Përmende edukatën e sëmundjes dhe të vizitës së të sëmurit!

Përgjigjja: Kur të ndiej dhimbje, e vendosi dorën e djathtë mbi vendin e dhimbjes dhe them tri herë: Bismilah, pastaj them shtatë herë këtë lutje: “Eudhu bi-izzetil-Lahi ve kudretihi min sherri ma exhidu ve uhadhir - Kërkoj mbrojtje me krenarinë dhe fuqinë e Allahut kundrejt të keqes që gjej dhe që kam frikë.”

- Pajtoj me atë që ma ka caktuar Allahu i Lartësuar.

- Nxitoj të vizitoj vëllezërit e sëmurë, lutem për ta dhe nuk qëndroj gjatë në vizitë.

- U bëj rukje (lutje për mbrojtje dhe shërim) edhe nëse nuk ma kërkojnë një gjë të tillë.

- E porosis që të tregohet durimtar, të lutet, të falet e të pastrohet sa të ketë mundësi.

- Lutja për të sëmurin bëhet duke thënë shtatë herë: “Es’elullahel-Adhim Rabbel-arshil-adhim en jeshfijeke! – E lus Allahun e Lartësuar, Zotin e arshit madhështor që të të shërojë!”

## Edukata e kërkimit të dijes

# Pyetja 9: Përmend edukatën e kërkimit të dijes!

Përgjigjja: - Kërkimi i dijes duhet të bëhet vetëm për hir të Allahut të Lartësuar.

- Punoj sipas dijes së fituar.

- E respektoj mësuesin dhe e nderoj kur është i pranishëm e kur mungon.

- Ulem para tij me edukatë.

- E dëgjoj me vëmendje dhe nuk ia ndërpres fjalën.

- Kur pyes, pyes me edukatë.

- Nuk e thërras në emër.

# Edukata e tubimeve dhe ndejave

# Pyetja 10: Cila është edukata e ndejave dhe tubimeve?

Përgjigjja: - I përshëndes me selam të pranishmit.

- Ulem aty ku gjej hapësirë duke mos e çuar askënd nga vendi i tij dhe as duke u ulur ndërmjet dy vetave pa lejen e tyre.

- I bëj vend të tjerëve që të ulen.

- Nuk e ndërpres muhabetin e takimit.

- Nëse më duhet të çohem më herët, kërkoj leje dhe i përshëndes me selam të pranishmit.

- Pas mbarimit të takimit, lutem me lutjen përkatëse për shlyerjen e mëkateve të takimit: “Subhaneke All-llahumme ve

bihamdike, eshhedu en la ilahe il-la Ente, estagfiruke ve etubu ilejke - I pastër nga të metat je, o Allah, Ty të takon falënderimi. Dëshmoj se nuk ka zot pos Teje, të kërkoj falje dhe pendohem te Ti!”

## Edukata e gjumit

## Pyetja 11: Përmend edukatën e gjumit!

Përgjigjja: - Fle herët.

- Fle duke qenë i pastër (me abdes).

- Nuk fle barkas.

- Fle në krahun e djathtë, duke e vënë dorën e djathtë nën faqen e djathtë.

- Para se të fle e shkundi shtratin dhe e pastroj atë.

- I lexoj lutjet e gjumit, duke filluar me ajetin e kursisë, suren el-Ihlas dhe dy suret: el-Felek dhe en-Nas, nga tri herë. Pastaj lutem: "“Bismike Allahumme emutu ve ahja – O Allah! Me emrin Tënd vdes dhe jetoj!”

- Zgjohem për namazin e sabahut.

- Pasi të zgjohem nga gjumi lutem: “Elhamdulilahi el-ledhi ahjana bade ma ematena ve ilejhin nushur - Falënderimi i takon Allahut që na ringjalli pas vdekjes dhe tek Allahu është tubimi.”

## Edukata e ushqimit

## Pyetja 12: Cila është edukata e ushqimit?

Përgjigjja:

- Me ngrënie dhe pirje synoj që të forcohem fizikisht për adhurime.

- I laj duart para ushqimit.

- Filloj me bismilah, ha me dorë të djathtë dhe ha para vetes sime.

- Nëse harroj të them bismilah në fillim, them kur të më kujtohet: bismilahi fi evvelihi ve ahirihi.

- Nuk i gjej behane ushqimit, nëse më pëlqen e ha, nëse nuk më pëlqen, nuk e ha.

- Nuk e teproj me ushqim.

- Nuk fryj në enë, e lë derisa të ftohet.

- Në sofër ftoj familjen dhe miqtë.

- Nuk filloj të ha para atyre që janë më të moshuar se unë.

- Edhe kur të pi ujë them bismilah, pi duke qenë ulur dhe duke e ndërprerë tri herë.

- E falënderoj Allahun pas ushqimit, duke thënë: elhamdulilah.

## Edukata e veshjes

## Pyetja 13: Cila është edukata e veshjes?

Përgjigjja: - Filloj me veshjen e rrobave nga ana e djathtë dhe e falënderoj Allahun për to.

- Nuk vesh rroba që janë të gjata deri nën nyjën e këmbës.

- Fëmijëve meshkuj nuk ua vesh rrobat e fëmijëve femra dhe anasjelltas.

- Nuk vesh rroba të ngjashme me ato të jobesimtarëve dhe hipokritëve.

- Them bismilah kur ta heq rrobën.

- Kur t’i mbath këpucët filloj me të djathtën, ndërsa kur t’i heq me të majtën.

## Edukata e ngasjes së veturës

## Pyetja 14: Cila është edukata e ngasjes së veturës apo mjetit transportues?

Përgjigjja: Them: “Bismil-lãh, uelḥamdu lil-lãh" (Me emrin e Allahut! Falënderimi i takon Allahut!).

﴿سُبْحَانَ الَّذِي سَخَّرَ لَنَا هَذَا وَمَا كُنَّا لَهُ مُقْرِنِينَ * وَإِنَّا إِلَى رَبِّنَا لَمُنْقَلِبُونَ﴾

“Subḥãnel-ledhĩ seḣ-ḣara lenã hãdhã, ue mã kunna lehũ muķrinĩn, ue innã ilã Rabbinã le munķalibũn.” (I Dëlirë nga të metat është Ai që na dha mundësi ta përdorim këtë (kafshë a mjet), se ne nuk do të mund ta kishim atë nën pushtet, dhe ne me siguri pas vdekjes do të kthehemi te Zoti ynë!) [Ez-Zuhruf: 13, 14]

- Nëse kaloj pranë ndonjë besimtari e përshëndes me selam.

## Edukata në rrugë

## Pyetja 15: Cila është edukata e rrugës?

Përgjigjja: - Eci drejt, por me modesti, si dhe e ndjek anën e djathtë.

- I përshëndes me selam ata që i takoj.

- E ruaj shikimin nga gjërat e ndaluara dhe nuk i shqetësoj të tjerët.

- Urdhëroj për të mirë dhe ndaloj nga e keqja.

- I largoj pengesat nga rruga.

## Edukata e hyrjes dhe daljes nga shtëpia

## Pyetja 16: Cila është dukata e hyrjes në shtëpi dhe e daljes prej saj?

Përgjigjja: - Nga shtëpia dal me këmbë të majtë, duke u lutur: Bismil-lãh, tevekkeltu ‘alAll-llãh, ue lã ḥaule ue lã ḳuvvete il-lã bil-lãh. All-llãhumme innĩ e’ũdhu bike en eḍil-le eu uḍal-le, eu ezil-le eu uzel-le, eu eḍhlime eu uḍhleme, eu exhhele eu juxhhele ‘alejje. (Në emër të Allahut! Jam mbështetur tek Allahu! S’mund të bëhet asnjë lëvizje dhe s’ka fuqi për asgjë veçse me ndihmën e Allahut. O Zoti im, kërkoj mbrojtjen Tënde që të mos shkoj në humbje e të mos më dërgojë në humbje askush; kërkoj mbrojtjen Tënde të mos rrëshqas (lajthis) dhe të mos e bëj askënd të rrëshqasë; kërkoj mbrojtjen Tënde që të mos e dëmtoj askënd e të mos më dëmtojë askush; kërkoj mbrojtjen Tënde që të mos e injoroj askënd e të mos më injorojë askush.) - Kur të hyj në shtëpi, hyj me këmbë të djathtë duke thënë lutjen përkatëse: Bismil-lãhi uelexh’nã, ue bismil-lãhi ḣaraxh’nã, ue ‘alã rabbinã tevekkelnã. (Me emrin e Allahut hyjmë në shtëpi e po me emrin e Tij dalim, dhe Zotit tonë iu mbështetëm.”)

- Filloj me përdorimin e misvakut e pastaj i jap selam familjes sime.

## Edukata e kryerjes së nevojës fiziologjike

## Pyetja 17: Cila është edukata e kryerjes së nevojës fiziologjike?

Përgjigjja: - Hyj në nevojtore me këmbë të majtë.

- Para se të hyj e them lutjen përkatëse: Bismil-lãh, All-llãhumme innĩ e'ũdhu bike minel-ḣubuthi uel-ḣabãith. (Me emrin e Allahut. O Allah! Të lutem më mbroj nga shejtanët dhe shejtanet!).

- Nuk hyj në nevojtore me diçka në të cilën përmendet emri i Allahut.

- Ruhem që të mos shihem gjatë kohës që kryej nevojën

- Nuk flas gjatë kryerjes së nevojës.

- Nuk drejtohem nga kibla dhe as nuk ia kthej shpinën gjatë kohës që kryej nevojat fiziologjike.

- Nuk e përdori dorën e djathtë për largimin e papastërtive, por të majtën.

- Nuk e kryej nevojën në ambiente publike a në rrugë ku kalojnë njerëzit.

- Pas kryerjes së nevojës, i pastroj duart.

- Dal me këmbën e majtë, duke u lutur: gufraneke! – Të kërkoj falje!

## Edukata e xhamisë

## Pyetja 18: Cila është edukata e xhamisë?

Përgjigjja: - Hyj me këmbën e djathtë duke u lutur: Bismil-lãh. All-llãhumme'ftaḥ lĩ ebvãbe raḥmetike! (Në emër të Allahut. O Allah! Më hap dyert e mëshirës Tënde!).

- Nuk ulem pa i falur më parë dy rekate.

- Nuk u dalë besimtarëve përpara, nuk kërkoj sendin e humbur dhe as nuk merrem me shitblerje në xhami.

- Dal me këmbë të majtë, duke u lutur: All-llãhumme innĩ es'eluke min faḍlike. (O Allah! Të lutem të më japësh nga mirësitë e Tua!).

## Edukata e përshëndetjes

## Pyetja 19: Cila është etika e përshëndetjes?

Përgjigjja: - Kur e takoj një besimtar ia paraprij me selam duke thënë: Esselamu alejkum ve rahmetullahi ve berekatuhu! Nuk përdor shprehje të tjera dhe nuk mjaftohem vetëm me lëvizje të dorës në vend të përshëndetjes.

- U buzëqesh atyre që u jap selam.

- I përshëndes dorë për dore.

- Nëse dikush me paraprin me përshëndetje, ia kthej me përshëndetje më të mirë ose të ngjashme me atë që më ka bërë.

- Nuk u jap fillimisht selam jobesimtarëve, por nëse më japin ua kthej ngjashëm.

- I vogli e përshëndet të madhin, ngasësi këmbësorin, këmbësori atë që është ulur dhe pakica shumicën.

## Edukata e lejekërkimit

## Pyetja 20: Si të kërkosh leje?

Përgjigjja: - Fillimisht kërkoj leje para se të hyj diku.

- Kërkoj leje tri herë, jo më shumë, e pastaj, nëse nuk marr leje, kthehem.

- Trokas në derë me butësi dhe nuk qëndroj përballë saj, por në të djathtë ose në të majtë të saj.

- Nuk hyj në dhomën e askujt pa trokitur më parë, sidomos para namazit të sabahut, pas drekës dhe pas namazit të jacisë.

- Në vende publike, siç janë spitalet, tregjet etj., mund të hyj pa leje paraprake, sepse hyrja është e lirë për të gjithë.

## Edukata e butësisë me kafshët

## Pyetja 21: Si shprehet edukata e butësisë me kafshët?

Përgjigjja: - I ushqej kafshët dhe u jap të pinë.

- Nuk i ngarkoj përtej mundësive që kanë, tregohem i butë dhe i mëshirshëm me to.

- Nuk i ndëshkoj kafshët me asnjë lloj ndëshkimi.

## Edukata e ushtrimeve fizike dhe sportit

## Pyetja 22: Cila është edukata përkatëse e sportit?

Përgjigjja: - Përmes sportit synoj zhvillimin fizik, që të forcohem për adhurime.

- Nuk luaj gjatë kohëve të namazit.

-Nuk bëjnë sport djemtë së bashku me vajza, por ndaras.

- Vesh rroba sportive që mbulojnë auretin (pjesët e turpshme të trupit).

- U shmangem sporteve të ndaluara, si ato që janë duke goditur fytyrën, duke zbuluar auretin etj.

## Edukata e shakasë

## Pyetja 23: Cila është dukata e shakasë?

Përgjigjja: - Thënia e së vërtetës dhe largimi nga gënjeshtrat edhe kur bën shaka.

Duhet shmangur talljen, përqeshjen, lëndimet dhe frikësimin.

- Nuk duhet tepruar me shaka.

## Edukata e teshtimës

## Pyetja 24: Cila është edukata e teshtimës?

Përgjigjja: - Vendosja e dorës, rrobës ose mindilit me rastin e teshtimës.

- Falënderimi i Zotit pas teshtimës duke thënë: Elhamdulilah!

- Vëllai apo shoku duhet t'i thotë atij që teshtin: JerhamukeAllah! – Allahu të mëshiroftë!

- Ky që teshtin, duhet t'ia kthejë: Jehdikullah ve juslihu balekum – Allahu ju udhëzoftë dhe jua përmirësoftë gjendjen!

## Edukata e gogësimës

## Pyetja 25: Cila është edukata e gogësimës?

Përgjigjja: - Mundohem ta mbaj sa më shumë që të jetë e mundur.

- Nuk e ngre zërin lart.

- E vendos dorën mbi gojë.

# Edukata e leximit të Kuranit fisnik

## Pyetja 26: Cila është edukata e leximit të Kuranit?

Përgjigjja: - Leximi duke qenë me abdes.

- Ulem me edukatë dhe respekt.

- Në fillim të leximit kërkoj mbrojtjen e Allahut duke thënë: Eudhu bil-Lahi min esh-shejtani err-rraxhim!

- E meditoj Kuranin.

*******

# Kapitulli i moralit

## Pyetja 1: Cila është vlera e moralit të mirë?

Përgjigjja: Pejgamberi Muhammed ﷺ ka thënë: “Besimtari me besimin më të përkryer është ai me moralin me të mirë.” (E shënon Tirmidhiu dhe Ahmedi)

## Pyetja 2: Përse i përmbahemi moralit islam?

Përgjigjja: - Sepse është shkak për dashurinë e Allahut të Lartësuar,

- është mënyrës e si fitohet dashuria e njerëzve,

- është vepra më e rëndë në peshore,

- shpërblimi shumëfishohet me moral të mirë, dhe

- është tregues i pjekurisë fetare.

## Pyetja 3: Cilat janë burimet dhe referencat tona për moralin?

Përgjigjja: Allahu i Lartësuar në Kuran na mëson:

﴿إِنَّ هَٰذَا الْقُرْآنَ يَهْدِي لِلَّتِي هِيَ أَقْوَمُ﴾

“Në të vërtetë, ky Kuran udhëzon drejt asaj që është më e mira." [El-Isra: 9]

Pejgamberi ﷺ ka thënë: “Jam dërguar për të plotësuar moralin e mirë.” (Hadithin e shënon Imam Ahmedi)

## Pyetja 4: Çfarë nënkuptojmë me moralin e ihsanit (përsosurisë) dhe si shfaqet ai?

Përgjigjja: Ihsani nënkupton nga njëra anë ta kesh në mendje faktin se Allahu të sheh vazhdimisht dhe, nga ana tjetër, të sillesh mirë me krijesat.

Pejgamberi ﷺ ka thënë: “Allahu ka urdhëruar mirësinë në çdo çështje.” (Hadithin e shënon Muslimi)

Shembuj të ihsanit:

- Në adhurim: sinqeriteti.

- Në raport me prindërit: mirësjellja dhe edukata në të folur e të vepruar.

- Mirësjellja me të afërmit dhe farefisin.

- Mirësjellja me fqinjët.

- Mirësjellja me jetimët dhe skamnorët.

- Mirësjellja me atë që të ka bërë keq.

- Të folurit e kujdesshëm dhe me elegancë.

- Debati dashamirës.

- Trajtimi i mëshirshëm i kafshëve etj.

## Pyetja 5: Cili është morali i kundërt me ihsanin?

Përgjigjja: E kundërta e ihsanit është keqbërja.

- Në adhurim: bërja e ndonjë adhurimi sa për sy e faqe, e jo për Allahun e Lartësuar.

- Sjellja e keqe ndaj prindërve.

- Shkëputja e lidhjeve familjare.

- Sjellja e keqe me fqinjët.

- Braktisja e mirësjelljes me të varfrit dhe skamnorët etj.

## Pyetja 6: Përmend disa lloje dhe disa shembuj të amanetit!

Përgjigjja:

1) Amaneti i përkujdesjes për të drejtat e Allahut të Lartësuar.

- Shembuj për të janë: falja me rregull e pesë kohëve të namazit, dhënia e zekatit, agjërimi, haxhillëku e detyra të tjera që Allahu na i obligoi.

2) Amaneti i përkujdesjes për të drejtat e krijesave.

- Kjo ndodh duke ua ruajtur nderin,

pasurinë,

gjakun,

sekretet dhe çdo gjë që e kanë lënë amanet tek ti.

Allahu i Lartësuar duke përshkruar besimtarët e shpëtuar thotë:

﴿وَالَّذِينَ هُمْ لِأَمَانَاتِهِمْ وَعَهْدِهِمْ رَاعُونَ﴾

"të cilët u përmbahen amaneteve dhe detyrimeve të marra." [Mu'minunë: 8]

## Pyetja 7: Cili është morali i kundërt me amanetin?

Përgjigja: Është tradhtia, e cila nënkupton humbjen dhe shpërfilljen e të drejtave të Allahut dhe të krijesave.

Pejgamberi ﷺ ka thënë: "Shenjat treguese të mynafikut janë tri: (në mesin e të cilave edhe) kur t'i lihet diç në amanet, tradhton." (Hadithin e shënojnë Buhariu dhe Muslimi)

## Pyetja 8: Çfarë nënkupton morali i sidkut (vërtetësisë)?

Përgjiigjja: Është ta thuash të vërtetën dhe ta përshkruar realitetin ashtu siç është.

Shembuj të këtij morali janë:

- Tua thuash njerëzve të vërtetën.

- Të respektosh oraret.

- Të jesh i drejtë në çdo fjalë e vepër.

Pejgamberi ﷺ ka thënë: "Vërtetësia çon në mirësi (të shumtë e të vazhdueshme), kurse mirësia çon në xhenet. Dhe një njeri vazhdon të thotë të vërtetën derisa të shkruhet (tek Allahu) si njeri i vërtetë..." (Hadithin e shënojnë Buhariu dhe Muslimi)

## Pyetja 9: Cili është morali i kundërt me sidkun?

Përgjigjja: Gënjeshtra, e cila është e kundërta e së vërtetës dhe e cila manifestohet duke i gënjyer njerëzit, duke mos iu përgjigjur orareve dhe duke dëshmuar rrejshëm.

Pejgamberi ﷺ ka thënë: "...Gënjeshtra çon në ligësi, e ligësia çon në xhehenem. Njeriu do të vazhdojë së gënjyeri dhe së tepruari me gënjeshtra derisa të shkruhet tek Allahu si gënjeshtar i madh." (Hadithin e shënojnë Buhariu dhe Muslimi) Po kështu Pejgamberi ﷺ ka thënë: "Shenjat dalluese të hipokritit janë tri: kur flet, gënjen, kur premton, nuk e mban premtimin, dhe, kur t'i lihet diç në amanet, tradhton." (Hadithin e shënojnë Buhariu dhe Muslimi)

## Pyetja 10: Përmend llojet e durimit!

Përgjigjja: 1) Durimi në raport me adhurimin.

2) Durimi kundrejt mëkateve.

3) Durimi ndaj caktimeve të Allahut të Lartësuar.

Allahu i Madhërishëm thotë:

﴿وَاللَّهُ يُحِبُّ الصَّابِرِينَ﴾

"...Allahu i do të duruarit." [Al Imran: 146]

Po kështu Pejgamberi ﷺ ka thënë: "Madhështore është kjo puna e besimtarit! Çfarëdo që i ndodh është në të mirë të tij, dhe kjo është vetëm për besimtarin. Nëse i ndodh diçka e gëzueshme, falënderon, gjë që është mirë për të, nëse i ndodh diçka e keqe, duron, gjë që është mirë për të." (Hadithin e shënon Muslimi)

## Pyetja 11: Cili është morali i kundërt me durimin?

Përgjigjja: Është mosdurimi; mosdurimi në raport me adhurimet, mosdurimi ndaj mëkateve dhe mospajtimi me caktimet e Allahut duke u shprehur keq me fjalë e veprime.

Forma se si manifestohet ky moral i keq janë:

- Dëshirimi i vdekjes.

- Goditja e vetvetes.

- Shqyerja e rrobave.

- Kapja e flokëve.

- Lutja kundër vetvetes.

Pejgamberi ﷺ ka thënë: “Shpërblimi i madh vjen nga sprova e madhe, dhe, kur Allahu t’i dojë disa njerëz, i sprovon. Kështu, kush pajton me sprovën, do të fitojë kënaqësinë, e kush shfaq pezëm e pakënaqësi, do të ketë hidhërim!” (Hadithin e shënojnë Tirmidhiu dhe Ibn Maxhe)

## Pyetja 12: Shpjegoje moralin e bashkëpunimit!

Përgjigjja: Morali i bashkëpunimit është që njerëzit ta ndihmojnë njëri-tjetrin në të vërtetën dhe në punë të mira e të hajrit.

Bashkëpunimi mund të ndodhë në disa forma, si:

- Përmbushjen e kërkesave dhe të drejtave.

- Largimin e padrejtësisë.

- Përmbushjen e nevojave të të varfërve.

- Bashkëpunimin për çfarëdo të mire.

- Mosbashkëpunimin për gjëra të cilat në esencë janë mëkat.

Allahu i Madhërishëm thotë:

﴿وَتَعَاوَنُوا عَلَى الْبِرِّ وَالتَّقْوَى وَلَا تَعَاوَنُوا عَلَى الْإِثْمِ وَالْعُدْوَانِ وَاتَّقُوا اللَّهَ إِنَّ اللَّهَ شَدِيدُ الْعِقَابِ 2﴾

“...Ndihmojeni njëri-tjetrin në punë të mira dhe në të ruajturit nga të këqijat dhe jo në gjynahe dhe armiqësi!...” [El-Maide: 2]

Pejgamberi ﷺ ka thënë: “Besimtari për besimtarin është sikur godina, pjesët e së cilës mbajnë njëra-tjetrën.” (Hadithin e shënojnë Buhariu dhe Muslimi) Po kështu Pejgamberi ﷺ ka thënë: “Muslimani është vëlla i muslimanit: nuk i bën padrejtësi dhe as nuk e dorëzon te ndonjë i padrejtë. Kush është në shërbim të vëllait, Allahu do të jetë në shërbim të tij; kush ia largon muslimanit një brengë, Allahu do t’ia largojë atij një brengë nga brengat e ditës së kiametit, dhe kush e mbulon një musliman, Allahu do ta mbulojë atë në ditën e kiametit.” (Hadithin e shënojnë Buhariu dhe Muslimi)

## Pyetja 13: Cilat janë llojet e moralit të turpit?

Përgjigjja: - Turpi nga Allahu që shfaqet duke mos i bërë mëkat.

- Turpi nga njerëzit që manifestohet, përveç tjerash, duke braktisur fjalët e ndyra dhe duke shmangur veshjet që zbulojnë pjesët e turpshme të trupit.

Pejgamberi ﷺ ka thënë: “Imani është shtatëdhjetë e ca degë, më e larta e të cilave është dëshmia 'la ilahe il-la Allah', ndërsa më e ulëta largimi i pengesave nga rruga. Edhe turpi është degë e imanit.” (Hadithin e shënon Muslimi)

## Pyetja 14: Përmend shembuj të moralit të mëshirës!

Përgjigjja: - Mëshira me të moshuarit dhe nderimi i tyre.

- Mëshira me të vegjlit dhe fëmijët.

- Mëshira me të varfrit dhe nevojtarët.

- Mëshira me kafshët duke i ushqyer, duke mos i ngarkuar së tepërmi dhe duke mos i keqtrajtuar.

Pejgamberi ﷺ ka thënë: “I sheh besimtarët, sa i përket mëshirës, dashurisë dhe mirësjelljes së ndërsjellë ndërmjet tyre, të ngjashëm me një trup, një gjymtyrë e të cilit nëse nuk do të ndihej mirë, i tërë trupi do të mbetej pa gjumë e me ethe.” (Hadithin e shënojnë Buhariu dhe Muslimi) Po kështu ka thënë: “Të mëshirshmit i mëshiron Mëshiruesi. Mëshironi këta që janë në tokë, që t’ju mëshirojë Ai që është në qiell.” (Hadithin e shënojnë Ebu Davudi dhe Tirmidhiu)

## Pyetja 15: Cilat janë llojet e moralit të dashurisë?

Përgjigjja: - Dashuria për Allahun e Lartësuar.

Allahu i Madhërishëm thotë:

﴿وَالَّذِينَ آمَنُوا أَشَدُّ حُبًّا لِلَّهِ﴾

“...Por ata që besojnë, e duan shumë më tepër Allahun (se sa ç’i duan idhujtarët idhujt e tyre)...” [El-Bekare: 165]

- Dashuria për Pejgamberin ﷺ.

Pejgamberi ﷺ ka thënë: “Nuk ka besuar ndokush prej jush derisa të më dojë më shumë sesa prindin, fëmijën dhe të gjithë njerëzit e tjerë.” (Hadithin e shënon Buhariu)

Dashuria për besimtarët, duke ua dashur të mirën siç e do për vete.

Pejgamberi ﷺ ka thënë: "Asnjëri prej jush nuk beson (plotësisht) derisa t'ia dojë vëllait të tij atë që ia do vetes." (Hadithin e shënon Buhariu)

## Pyetja 16: Përkufizoje se çfarë nënkuptojmë me të qenët i hareshëm!

Përgjigjja: Është buzëqeshja dhe shfaqja e gëzimit, haresë, butësisë dhe dashurisë me rastin e takimit me njerëz.

Është e kundërta e mrroljes, e cila i bën njerëzit të ikin e të neveriten.

Përkitazi me këtë janë transmetuar hadithe, siç është hadithi që e përcjell sahabiu i nderuar, Ebu Dherri (Allahu qoftë i kënaqur me të!), i cili thotë se Pejgamberi ﷺ i ka thënë: “Mos nënvlerëso asnjë vepër të mirë që mund ta bësh, qoftë edhe ta takosh vëllain duke i buzëqeshur.” (Hadithin e shënon Muslimi) I Dërguari i Allahut, Muhamedi ﷺ ka thënë: “T’i buzëqeshësh vëllait, është sadaka (lëmoshë).” (Hadithin e shënon Tirmidhiu)

## Pyetja 17: Çfarë është zilia?

Përgjigjja: Të dëshirosh që tjetri të mbetet pa mirësi ose të ndihesh keq e në siklet pse tjetri posedon mirësi.

Allahu i Lartësuar thotë:

﴿وَمِنْ شَرِّ حَاسِدٍ إِذَا حَسَدَ﴾

“dhe nga sherri i smirëziut, kur vepron me smirë.” [El-Felek: 5]

Pejgamberi ﷺ ka thënë: “Mos e urreni njëri-tjetrin, mos ia ktheni shpinën njëri-tjetrit dhe mos garoni me njëri-tjetrin, por

jini vëllezër, ashtu siç ju ka hije, o robër të Allahut!” (Hadithin e shënojnë Buhariu dhe Muslimi)

## Pyetja 18: Çfarë është përqeshja?

Përgjigjja: Është tallje me vëllain dhe përulja e nënçmimi i tij, vepër kjo e ndaluar.

Allahu i Lartësuar thotë:

﴿يَا أَيُّهَا الَّذِينَ آمَنُوا لَا يَسْخَرْ قَوْمٌ مِنْ قَوْمٍ عَسَى أَنْ يَكُونُوا خَيْرًا مِنْهُمْ وَلَا نِسَاءٌ مِنْ نِسَاءٍ عَسَى أَنْ يَكُنَّ خَيْرًا مِنْهُنَّ وَلَا تَلْمِزُوا أَنْفُسَكُمْ وَلَا تَنَابَزُوا بِالْأَلْقَابِ بِئْسَ الِاسْمُ الْفُسُوقُ بَعْدَ الْإِيمَانِ وَمَنْ لَمْ يَتُبْ فَأُولَئِكَ هُمُ الظَّالِمُونَ﴾

"O ju që keni besuar! Asnjë burrë prej jush të mos tallet me burra të tjerë, se këta mund të jenë më të mirë se ai. Gjithashtu, asnjë grua të mos tallet me gra të tjera, se këto mund të jenë më të mira se ajo. Mos e nënçmoni dhe mos e qesëndisni njëri tjetrin me nofka (të këqija)! Sa e shëmtuar është të thirresh me emër të keq pas (pranimit të) besimit! Ata që nuk pendohen, janë vërtet keqbërës." [El-Huxhuratë: 11]

## Pyetja 19: Çfarë është modestia?

Përgjigjja: Është që njeriu të mos e sheh veten më lart se të tjerët, të mos i nënçmojë ata dhe të mos e refuzojë të vërtetën.

Allahu i Lartësuar thotë:

﴿وَعِبَادُ الرَّحْمَنِ الَّذِينَ يَمْشُونَ عَلَى الْأَرْضِ هَوْنًا﴾

“Robërit e të Gjithëmëshirshmit janë ata që ecin thjesht nëpër Tokë...” [El-Furkan: 63]

Pra, tregohen modestë. Pejgamberi ﷺ ka thënë: “Nuk ndodh që dikush të shfaqet modest për hir të Allahut e që Allahu të mos e lartësojë atë.” (Hadithin e shënon Muslimi) Po kështu ka thënë: “Allahu më shpalli që të bëhemi modestë, në mënyrë që

askush të mos i mburret askujt dhe as të mos i bëjë padrejtësi askush askujt.” (Hadithin e shënon Muslimi)

## Pyetja 20: Cilat janë llojet e mendjemadhësisë së ndaluar?

Përgjigjja: - Mendjemadhësia ndaj së vërtetës që nënkupton refuzimin e saj dhe mospranimin.

- Mendjemadhësia ndaj njerëzve, që nënkupton nënçmimin dhe përbuzjen e tyre.

Pejgamberi ﷺ ka thënë: “Në xhenet nuk do të hyjë ai që në zemrën e tij ka qoftë edhe një grimcë mendjemadhësie. Një njeri pyeti: Por njeriu ka dëshirë që ta ketë rrobën e mirë dhe këpucët e mira (pra, a është kjo mendjemadhësi)?! Pejgamberi ﷺ tha: Allahu është i bukur dhe e do të bukurën. Mendjemadhësia është ta refuzosh të vërtetën dhe t’i nënçmosh njerëzit.” (Hadithin e shënon Muslimi)

Refuzimi i së vërtetës: mospranimi i saj.

Nënçmimi i njerëzve: përbuzja e tyre.

Rroba e bukur dhe këpucët e mira nuk bëjnë pjesë në mendjemadhësi.

## Pyetja 21: Përmend disa lloje të mashtrimit të ndaluar!

Përgjigjja: - Mashtrimi në shitblerje duke fshehur të metat e artikullit apo gjësendit që shitet.

Mashtrimi në dije, siç bëjnë p.sh., nxënësit dhe studentët në provime.

- Mashtrimi në fjalë duke shpifur apo gënjyer.

- Mospërmbushja e asaj për të cilën ke dhënë premtim dhe je marrë vesh me njerëz për të.

Sa i përket ndalesës së mashtrimit, Ebu Hurejra (Allahu qoftë i kënaqur me të!) rrëfen se i Dërguari i Allahut ﷺ kaloi pranë një grumbulli ushqimi (në treg). Futi dorën në të dhe gishtat i prekën në lagështi, andaj tha: “Ç'është kjo, o pronari i ushqimit?” - "E ka zënë shiu, o i Dërguari i Allahut," - iu përgjigj ai. I Dërguari i Allahut ﷺ ia ktheu: “Përse nuk e ke vendosur sipër që ta shohin njerëzit?! Ai që mashtron nuk është prej meje.” (Hadithin e shënon Muslimi)

Fjala 'subrah' që përmendet në hadith, domethënë: grumbull ushqimi.

## Pyetja 22: Çfarë është përgojimi?

Përgjigjja: Përgojimi është të thuash për vëllanë tënd diçka që ai e urren, kur ai nuk është i pranishëm.

Allahu i Madhërishëm thotë:

﴿وَلَا يَغْتَبْ بَعْضُكُمْ بَعْضًا أَيُحِبُّ أَحَدُكُمْ أَنْ يَأْكُلَ لَحْمَ أَخِيهِ مَيْتًا فَكَرِهْتُمُوهُ وَاتَّقُوا اللَّهَ إِنَّ اللَّهَ تَوَّابٌ رَحِيمٌ﴾

“O ju që keni besuar! Mënjanoni shumë dyshime, se, vërtet, disa dyshime janë gjynah. Mos e spiunoni dhe mos e përgojoni njëri-tjetrin! Mos vallë dëshiron ndokush prej jush të hajë mishin e vëllait të vet të vdekur?! Sigurisht që ju do ta urrenit këtë! Kijeni frikë Allahun! Me të vërtetë, Allahu është Pranues i pendimit dhe Mëshirëplotë.” [El-Huxhurat: 12]

## Pyetja 23: Çfarë është bartja e fjalëve?

Përgjigjja: Është bartja e fjalëve dhe muhabeteve që bëhet ndërmjet njerëzve me qëllim të prishjes së raporteve ndërmjet tyre.

Pejgamberi Muhammed ﷺ ka thënë: “Në Xhenet nuk hyn bartësi i fjalëve.” (Hadithin e shënon Muslimi)

## Pyetja 24: Çfarë është përtacia?

Përgjigjja: Është përtesa për të bërë vepra të mira dhe për të përmbushur detyrat dhe obligimet që ka njeriu.

Pjesë e saj është edhe përtacia për të kryer detyrimet fetare.

Allahu i Lartësuar thotë:

﴿إِنَّ الْمُنَافِقِينَ يُخَادِعُونَ اللَّهَ وَهُوَ خَادِعُهُمْ وَإِذَا قَامُوا إِلَى الصَّلَاةِ قَامُوا كُسَالَى يُرَاءُونَ النَّاسَ وَلَا يَذْكُرُونَ اللَّهَ إِلَّا قَلِيلًا 142﴾

"Në të vërtetë, hipokritët përpiqen të mashtrojnë Allahun, por është Ai që i mashtron ata. Kur ata ngrihen për namaz, ngrihen me përtesë, vetëm sa për t’u dukur para botës dhe Allahun e përmendin fare pak." [En-Nisa: 142]

Besimtari duhet ta lërë përtacinë dhe të çohet e të angazhohet fort që ta fitojë kënaqësinë e Allahut.

## Pyetja 25: Përmend llojet e zemërimit!

Përgjigjja: - Zemërimi i lëvduar i cili shfaqet kur shkelen normat e fesë së Allahut.

- Zemërimi i përbuzur, i cili për motiv ka gjëra të tjera, të parëndësishme, të cilat e shtyjnë njeriun drejt fjalëve dhe veprave të pahijshme.

Si ta largojmë zemërimin?

- Marrim abdes.

- Nëse jemi në këmbë, ulemi, e nëse jemi ulur, shtrihemi.

- Duke iu përmbajtur këshillës profetike: “Mos u zemëro!”

- Të mësohemi tapërmbajmë veten.

- Të kërkojmë mbrojtjen e Allahut nga djalli i mallkuar.

- Të heshtim.

## Pyetja 26: Çfarë është përgjimi?

Përgjigjja: Është përpjekja për t’i zbuluar njerëzit dhe për t'ua bërë publike të metat e gabimet.

Forma të ndaluara të përgjimit:

- Përpjekja për t’i parë se çfarë bëjnë njerëzit në shtëpitë e tyre.

- Dëgjimi i bisedës së njerëzve pa lejen dhe dijeninë e tyre.

Allahu i Madhërishëm thotë:

﴿وَلَا تَجَسَّسُوا ...﴾

“...Mos e përgjoni njëri-tjetrin...” [El-Huxhurat: 12]

## Pyetja 27: Çfarë është teprimi në shpenzim? Çfarë është koprracia? Çfarë është bujaria?

Përgjigjja: Teprimi në shpenzim është shpenzimi i padrejtë i pasurisë.

E kundërta e saj është koprracia.

Ndërsa bujaria është gjëja e duhur, e cila është në mes.

Allahu i Madhërishëm thotë:

﴿وَالَّذِينَ إِذَا أَنفَقُوا لَمْ يُسْرِفُوا وَلَمْ يَقْتُرُوا وَكَانَ بَيْنَ ذَٰلِكَ قَوَامًا﴾

“Dhe ata që, kur shpenzojnë, nuk janë as dorëshpuar, as dorështrënguar, por i përmbahen të mesmes.” [El-Furkan: 67]

## Pyetja 28: Çfarë është frika e çfarë guximi?

Përgjigjja: Frika është të kesh frikë nga gjërat prej të cilave nuk duhet të kesh frikë,

si p.sh.: frika nga thënia e së vërtetës, ndalimit të së keqes etj.

Ndërsa guximi është t’i qasesh të vërtetës për t’i mbrojtur fenë dhe besimtarët.

Pejgamberi ﷺ lutej kundër frikës e thoshte: “Allahu im, kërkoj mbrojtjen Tënde nga frika...” Po kështu ka thënë: “Besimtari i fuqishëm është më i mirë dhe më i dashur tek Allahu se besimtari i dobët, edhe pse që të dy janë të mirë...” (Hadithin e shënon Muslimi)

## Pyetja 29: Përmend disa fjalë e shprehje që ndalohen të thuhen e të shprehen!

Përgjigjja: Mallkimi, sharja dhe shprehjet e këqija,

si p.sh. t’i drejtohesh dikujt: “o gomar!” etj.

Këtu përfshihen edhe shprehje të tjera të turpshme.

Pejgamberi ﷺ na ka ndaluar nga fjalët e tilla, duke thënë: “Besimtari nuk është fyes, as mallkues, as i pandershëm e as fjalëndyrë.” (Hadithin e shënojnë Tirmidhiu dhe Ibn Maxhe)

## Pyetja 30: Përmend disa gjëra të cilat i ndihmojnë besimtarit ta përvetësojë moralin e mirë!

Përgjigjja: - Duaja që Allahu të të begatojë me moral të mirë dhe të të ndihmojë për përvetësimin e tij.

- Sjellja ndërmend se Allahu të sheh, të dëgjon dhe di çdo gjë që vepron ti.

- Kujtimi i shpërblimit të madh për moralin e mirë dhe se ai është shkak për hyrjen në xhenet.

- Sjellja ndër mend e pasojave të moralit të keq dhe se ai është shkak për përfundim në zjarr të xhehenemit.

- Morali i mirë e tërheq dashurinë e Allahut dhe dashurinë e krijesave, sikurse që morali i keq e tërheq urrejtjen e Allahut dhe urrejtjen e krijesave.

- Leximi i biografisë së Pejgamberit ﷺ dhe ndjekja e tij.

- Shoqërimi me njerëz të mirë e të zgjedhur.

*******

# Kapitulli i dhikrit dhe duave

## Pyetja 1: Cila është vlera e dhikrit?

Përgjigjja: Pejgamberi ka thënë: “Shembulli i atij që e përmend Zotin dhe tjetrit që nuk e përmend, është sikur shembulli i të gjallit dhe të vdekurit.” (Hadithin e shënon Buhariu)

Kjo për arsye se vlera e jetës së njeriut është aq sa e përmend Allahun e Lartësuar.

## Pyetja 2: Përmend disa dobi të dhikrit!

Përgjigjja: - E gëzon Allahun e Lartësuar,

- e largon djallin,

- e mbron besimtarin nga të këqijat,

- i siguron besimtarit shpërblim.

## Pyetja 3: Cili formulim i dhikrit është më me vlerë?

Përgjigjja: Dhikri “La ilahe il-la Allah!” (Hadithin e shënojnë Tirmidhiu dhe Ibn Maxhe)

## Pyetja 4: Çfarë themi kur zgjohemi nga gjumi?

Përgjigjja: “Falënderimi i takon Allahut që na ringjalli pas vdekjes dhe tek Allahu është tubimi.” (Hadithin e shënojnë Buhariu dhe Muslimi)

## Pyetja 5: Çfarë thua kur ta veshësh rrobën?

Përgjigjja: “Falënderimi i takon Allahut që ma mundësoi veshjen e kësaj rrobe dhe më furnizoi me të pa ndihmën dhe fuqinë time.” (Hadithin e shënojnë Ebu Davudi, Tirmidhiu dhe të tjerë)

## Pyetja 6: Çfarë thua kur ta heqësh rrobën?

Përgjigjja: Thua: Bislmilah! –me emrin e Allahut! (Hadithin e shënon Tirmidhiu)

## Pyetja 7: Cila është duaja e veshjes së rrobës së re?

Përgjigjja: All-llãhumme lekel-ḥamdu Ente keseutenĩhi, es’eluke min ḣajrihi ue ḣajri ma ṣuni’a lehu, ue e’ũdhu bike min

sherrihi ue sherri mã ṣuni'a lehu. (O Allah! Ty të takon lavdia! Ti më bëre rrizk këtë veshje. Të kërkoj të ma bësh të dobishme dhe të më mundësosh përdorimin e saj në të mirën për të cilën është prodhuar! Kërkoj të më mbrosh nga sherri i saj dhe nga përdorimi i saj për gjynahe!). (Hadithin e shënojnë Ebu Davudi dhe Tirmidhiu)

## Pyetja 8: Si duhet të lutemi për atë që ka veshur rrobë të re?

Përgjigjja: Nëse e sheh dikë që ka veshur rrobë të re, thuaji: Tublĩ we juḣlifull-llãhu te'ãlã. (Allahu të dhëntë jetëgjatësi në të mirë), që kjo rrobë të vjetërohet dhe të ta zëvendësojë Allahu i Lartësuar me të tjera). (Hadithin e shënon Ebu Davudi)

## Pyetja 9: Thuaje lutjen para se të hysh në tualet!

Përgjigjja: All-llãhumme innĩ e'ũdhu bike minel-ḣubuthi uel-ḣabãith. (O Allah! Të lutem më mbroj nga shejtanët dhe shejtanet!). (Hadithin e shënojnë Buhariu dhe Muslimi)

## Pyetja 10: Cila është lutja që e themi pasi të dalim nga tualeti?

Përgjigjja: "Gufraneke" (Të kërkoj falje, o Zot!) (Hadithin e shënojnë Ebu Davudi dhe Tirmidhiu)

## Pyetja 11: Çfarë themi para se të marrim abdes?

Përgjigjja: Thua: Bislmilah! –me emrin e Allahut! (Hadithin e shënojnë Ebu Davudi dhe të tjerë)

## Pyetja 12: Cilat lutje i themi pasi ta kemi mbaruar abdesin?

Përgjigjja: “Eshhedu en la ilahe il-la Allah, vahdehu la sherike lehu ve eshhedu enne Muhammeden abduhu ve resuluhu!” “Dëshmoj se nuk ka zot (të adhuruar me të drejtë e meritë) përveç Allahut, që është i vetëm e nuk ka shok dhe dëshmoj se Muhamedi është rob dhe i dërguar i Tij.” (Hadithin e shënon Muslimi)

## Pyetja 13: Cila është lutja kur të dalim nga shtëpia?

Përgjigjja: Bismil-lãh, tevekkeltu ‘alAll-llãh, ue lã ḥaule ue lã ḳuvvete il-lã bil-lãh. (Bismilah, në Allahun u mbështeta dhe s’ka lëvizje e as forcë pa dëshirën e Allahut.) (Hadithin e shënojnë Ebu Davudi dhe Tirmidhiu)

## Pyetja 14: Cila është lutja kur të hyjmë në shtëpi?

Përgjigjja: Bismil-lãhi uelexh’nã, ue bismil-lãhi ḣaraxh’nã, ue ‘alã rabbinã tevekkelnã. (Me emrin e Allahut hyjmë në shtëpi e po me emrin e Tij dalim, dhe Zotit tonë iu mbështetëm.”) (Hadithin e shënon Ebu Davudi)

## Pyetja 15: Cila është lutja kur të hyjmë në xhami?

Përgjigjja: Bismil-lãh. All-llãhumme’ftaḥ lĩ ebvãbe raḥmetike! (Në emër të Allahut. O Allah! Më hap dyert e mëshirës Tënde!).

## Pyetja 16: Cila është lutja kur të dalim nga xhamia?

Përgjigjja: All-llãhumme innĩ es’eluke min faḍlike. (O Allah! Të lutem të më japësh nga mirësitë e Tua!). (Hadithin e shënon Muslimi)

## Pyetja 17: Çfarë themi kur ta dëgjojmë ezanin?

Përgjigjja: Kur të dëgjojmë shprehjet: Haje ales salah dhe Haje alel felah në themi: La haule ve la kuvvete il-la bil-lah! (Hadithin e shënojnë Buhariu dhe Muslimi)

## Pyetja 18: Çfarë themi pasi myezini ta ketë mbaruar ezanin?

Përgjigjja: Duhet të dërgojmë salavate mbi Pejgamberin ﷺ. (Hadithin e shënon Muslimi) All-llãhumme rabbe hãdhihid-da’uetit-tãmmeh, ueș-șalãtil ķãimeh, ãti Muḥammedenil uesĩlete uel faḍĩlete, ueb’athhu meķãmen maḥmũden el-ledhĩ ue’adtehu. (O Allah! Zoti i kësaj thirrjeje të përkryer e të pandryshueshme dhe i namazit që do të falet! Jepi Muhamedit Uesile-n (pozitën më të lartë në Xhenet) dhe Fadile-n (gradën e epërsisë ndaj të tëra krijesave) dhe ngrije atë në vendin e lavdishëm.) (Hadithin e shënon Buhariu)

Ndërmjet ezanit dhe ikametit lutesh sepse lutja në këtë periudhë nuk refuzohet.

## Pyetja 19: Cilat janë lutjet e mëngjesit dhe mbrëmjes?

Përgjigjja: Fillimisht e lexon ajetul kursinë: "Allahu! Nuk ka zot tjetër (që meriton adhurimin) përveç Tij, të Gjallit, të

Përjetshmit, Mbajtësit të gjithçkaje! Atë nuk e kaplon as dremitja, as gjumi! Atij i përket gjithçka që gjendet në qiej dhe gjithçka që gjendet në Tokë. Kush mund të ndërhyjë tek Ai për ndokënd pa lejen e Tij? Ai di çdo gjë që ka ndodhur përpara dhe çdo gjë që do të ndodhë pas njerëzve, kurse ata nuk mund të përvetësojnë asgjë nga Dituria e Tij, përveçse aq sa Ai dëshiron. Kursi-u i Tij shtrihet mbi qiejt dhe Tokën dhe Ai nuk e ka të rëndë t'i ruajë ato. Ai është i Larti, Madhështori!" [El-Bekare: 255]

Lexoj:

Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!

1.Thuaj: "Ai është Allahu, Një dhe i Vetëm! 2. Allahu është Absoluti, të Cilit i përgjërohet gjithçka në amshim. 3. Ai as nuk lind, as nuk është i lindur. 4. Dhe askush nuk është i barabartë (a i krahasueshëm) me Të!" Këtë e themi tri herë.

Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!

1.Thuaj: "Kërkoj mbështetje te Zoti i agimit, 2. që të më mbrojë nga sherri i gjithçkaje që Ai ka krijuar 3. dhe nga sherri i natës, kur kaplon terri 4. dhe nga sherri i falltarëve, që fryjnë në nyje (duke bërë magji) 5. dhe nga sherri i smirëziut, kur vepron me smirë." Këtë e themi tri herë.

Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!

1.Thuaj: "Kërkoj mbështetje te Zoti i njerëzve, 2. Sundimtari i njerëzve, 3. i Adhuruari (i vetëm me të drejtë) i njerëzve, 4. nga sherri i djallit cytës që fshihet (pasi cyt) 5. e që hedh dyshime në gjokset e njerëzve, 6. (qoftë ai djall) prej xhinëve apo njerëzve!" Këtë e themi tri here

. O Allah! Ti je Zoti im! Askush nuk meriton të adhurohet, përveç Teje! Ti më krijove dhe unë jam robi Yt! Unë do t'i

qëndroj besnik besës dhe premtimit që të kam dhënë, sa të mundem! Kërkoj që të më mbrosh kundrejt të keqes që vjen si pasojë e asaj që kam bërë! Të jam mirënjohës për të gjitha mirësitë që më ke bërë dhe jam i vetëdijshëm për gjynahet e mia, prandaj më fal, sepse, në të vërtetë, gjynahet i fal vetëm Ti!...” (Hadithin e shënon Buhariu)

## Pyetja 20: Çfarë thua kur të shkosh për të fjetur?

“Me Emrin Tënd, Zoti im, jetoj dhe vdes!” (Hadithin e shënojnë Buhariu dhe Muslimi)

## Pyetja 21: Çfarë thua para se ta fillosh ushqimin?

Përgjigjja: Me emrin e Allahut.

E nëse ndodh që të harrosh dhe të kujtohet gjatë ngrënies, thua:

Me emrin e Allahut fillim e mbarim! (Hadithin e shënojnë Ebu Davudi dhe Tirmdihiu)

## Pyetja 22: Çfarë thua pasi ta kesh mbaruar ushqimin?

Përgjigjja: (Elhamdulilah el-Ledhi et’ameni hadha ve rezekanihi min gajri haulin minni ve la kuvveh).“Falënderimi i përket vetëm Atij, që më dha mundësi të ha këtë ushqim, që ma dhuroi me lehtësi dhe pa mundime.” (Hadithin e shënojnë Ebu Davudi, Ibn Maxhe dhe të tjerë)

## Pyetja 23: Cila është lutja e mysafirit për të zotin e shtëpisë?

Përgjigjja: (Allahumme barik lehum fima rezaktehum vegfir lehum verhamhum!).“O Allah! Bekoji këta njerëz (me mirësitë e Tua të pashtershme) e bëju risk të mirën atyre. Fali e mëshirojë ata!” (Hadithin e shënon Muslimi)

## Pyetja 24: Çfarë thotë njeriu kur të teshtijë?

Përgjigjja: “Kur dikush të teshtijë, le të thotë: “Elhamdulilah! (Falënderimi i takon Allahut!)”,

kurse vëllai apo shoku le t’i thotë: “Jerhamukallah! (Allahu të mëshiroftë!).” E kur t’i thotë atij: “Allahu të mëshiroftë!”,

atëherë ky le t’ia kthejë: “Jehdikumullahu ve juslih balekum! (Allahu ju udhëzoftë dhe jua përmirësoftë gjendjen!)” (Hadithin e shënon Buhariu)

## Pyetja 25: Çfarë thua me rastin e përfundimit të një takimi? Cila është lutja që thuhet me këtë rast?

“Subhaneke All-llahumme ve bihamdike, eshhedu en la ilahe il-la Ente, estagfiruke ve etubu ilejke - I pastër nga të metat je, o Allah, Ty të takon falënderimi. Dëshmoj se nuk ka zot pos Teje, të kërkoj falje dhe pendohem te Ti!” (Hadithin e shënojnë Ebu Davudi, Tirmidhiu dhe të tjerë)

## Pyetja 26: Cila është lutja kur ta ngasësh makinën?

Përgjigjja: Kur Profeti ﷺ hipte në kafshën me të cilën udhëtonte, thoshte tri herë Allahu ekber!, pastaj lutej: (Subhaneledhi sehare lena hadha ve ma kuna lehu mukrinin ve ina ila Rabina le munkalibun.) “I Lartëmadhëruar është Ai që i nënshtroi këto për ne, sepse ne nuk do të kishim mundësi

ta bënim këtë. Ne, me të vërtetë, te Zoti ynë do të kthehemi.” (Elhamdulilah, elhamdulilah, elhamdulilah! Allahu ekber, Allahu ekber, Allahu ekber! Subhaneke Allahumme inni dhalemtu nefsi fagfir li, fe innehu la jegfiru edh-dhunube il-la Ente) “Falënderimi i përket vetëm Allahut, Falënderimi i përket vetëm Allahut, Falënderimi i përket vetëm Allahut. Allahu është më i Madhi, Allahu është më i Madhi, Allahu është më i Madhi. I Lartësuar je Ti, o Allah. Unë i kam bërë padrejtësi vetvetes, prandaj më fal, sepse askush përveç Teje nuk mund të m'i falë gjynahet.” (Hadithin e shënojnë Ebu Davudi dhe Tirmdihiu)

## Pyetja 27: Cila është lutja e udhëtimit?

Përgjigjja: (All-llahume inni eseluke fi seferi hadha el birra vet-takva ve minel-ameli ma terda, All-llahume hevvin alejna seferena hadha uetui ana budeh, All-llahume entes-sahibu fis sefer vel halifetu fil-ehl, All-llahume inni eudhu bike min uathais-sefer ve keabetil-mendhar ve suil-munkalebi fil-mali vel-ehli.)“O Zoti im, të lus, që në këtë udhëtim të na mundësosh të bëjmë mirësi dhe të jemi të devotshëm, të bëjmë vepra, me të cilat Ti je i kënaqur. O Zoti ynë, na e lehtëso udhëtimin dhe na e bëj të rehatshme rrugën. O Zoti ynë, Ti je shoqërues në udhëtim dhe mbrojtës i familjes sonë. O Zoti im, kërkoj që të më mbrosh nga vështirësitë e udhëtimit dhe nga kënaqësitë e tij, nga shikimet qëllimkëqija dhe nga telashet me pasuri dhe familje.”

Ndërkaq, kur kthehej nga udhëtimi, shtonte:

(Ajibune taibune abidune, li Rabina hamidune). “U kthyem me pendim e përkushtim dhe duke i shprehur falënderime Zotit tonë.” (Hadithin e shënon Muslimi)

## Pyetja 28: Cila është lutja e udhëtarit për vendasin?

Përgjigjja: (Estevdiukumullahe el-Ledhi la tediu vedaiuhu!) "Ju lë nën kujdesin e Allahut, tek i Cili nuk humbet asgjë." (Hadithin e shënojnë Imam Ahmedi dhe Ibn Maxhe)

## Pyetja 29: Cila është lutja e vendasit për udhëtarin?

Përgjigjja: (Estevdiullahe dineke ve emaneteke ve havatime amelike) "Tek Allahu (në përkujdesje të Tij) i lë fenë, amanetin dhe fundin e veprave të tua!" (Hadithin e shënojnë Ahmedi dhe Tirmdhiu)

## Pyetja 30: Cila është lutja para se të hysh në treg?

Përgjigjja: (La ilahe il-la Allahu vahdehu la sherike lehu, lehu-l-mulku ve lehu-l-hamdu, juhji ve jumit ve huve Hajjun le jemut, bijedihil-hajru ve Huve ala kul-li shej'in kadir)."Askush tjetër e asgjë tjetër nuk meriton të adhurohet përveç Allahut të Vetëm e të Pashoq, Ai është Zotëruesi i gjithçkaje (në qiej e në Tokë). Vetëm Atij i përket falënderimi. Ai i vdes (njerëzit) dhe i ringjall ata (Ditën e Tubimit të Madh). Ai është i Gjallë e i Pavdekshëm. Në dorën e Tij janë të gjitha të mirat. Ai është i Plotfuqishëm mbi gjithçka." (Hadithin e shënojnë Tirmidhiu dhe Ibn Maxhe)

## Pyetja 31: Cila është lutja që thuhet kur të zemërohesh?

Përgjigjja: Ta lutësh Allahun që të të ruajë nga shejtani i mallkuar, duke thënë: Eudhu bil-Lahi minesh-shejtanir-rraxhim! (Hadithin e shënojnë Buhariu dhe Muslimi)

## Pyetja 32: Si lutesh për dikë që ta ka bërë një të mirë?

Përgjigjja: “XhezakeAllahu hajren!” Allahu të shpërbleftë me të mira! (Hadithin e shënon Tirmidhiu)

## Pyetja 33: Cila është duaja kur të pengohet mjeti i udhëtimit?

Përgjigjja: Thua: Bislmilah! –me emrin e Allahut! (Hadithin e shënon Ebu Davudi)

## Pyetja 34: Çfarë thua kur të ndodhë diçka që të gëzon?

Përgjigjja: (Elhamdulilahi el-Ledhi bi-ni’metihi tetimmu es-salihat!) “Falënderimi i përket vetëm Allahut, me mirësinë e të Cilit plotësohen punët e mira.” (Hadithin e shënojnë Hakimi dhe të tjerë)

## Pyetja 35: Çfarë thua kur të të ndodhë diçka e pakëndshme?

Përgjigjja: (Elhamdulilahi ala kul-li hal!) “Falënderimi i përket Allahut në çdo gjendje.” (Sahih el-Xhami)

## Pyetja 36: Si jepet dhe si kthehet selami?

Përgjigjja: Muslimani thotë: Esselamu alejkum ve rahmetullahi ve berekatuhu! (Paqja, mëshira dhe begatitë e Allahut qofshin mbi ju!)

Kurse ai që e ka marrë selamin e kthen duke thënë: Ve-alejkumus-selam ve rahmetullahi ve berekatuhu (Edhe mbi ju

qofshin paqja, mëshira dhe begatitë e Allahut!) (Hadithin e shënojnë Tirmidhiu, Ebu Davudi e të tjerë)

## Pyetja 37: Cila është lutja kur të bjerë shi?

Përgjigjja: (Allahumme, sajjiben nafian!) "O Allah! Bëje (shiun) të butë e të dobishëm." (Hadithin e shënon Buhariu)

## Pyetja 38: Cila është lutja pas rënies së shiut?

Përgjigjja: (Mutrina bi-fadli-l-Lahi ve rahmetihi!) "Ra shi prej mirësisë së Allahut dhe Mëshirës së Tij." (Hadithin e shënojnë Buhariu dhe Muslimi)

## Pyetja 39: Cila është lutja kur të fryjë era?

Përgjigjja: (Allahumme inni es'eluke hajraha ve eudhu bike min sherriha!) "O Allah! Të lutemi që të na japësh nga të mirat e kësaj ere dhe të lutemi të na mbrosh nga të këqijat që vijnë prej saj!" (Hadithin e shënojnë Ebu Davudi dhe Ibn Maxhe)

## Pyetja 40: Cila është lutja që thuhet kur të dëgjohet vetëtima?

Përgjigjja: (Subhane el-Ledhi jusebbihu err-rra'du bi-hamdihi ve-l-melaiketu min hîfetihi!) "I Lartësuar është Allahu, të Cilin e lartëson bubullima, duke e falënderuar Atë; edhe melekët e lartësojnë Atë nga frika e Tij." (Hadithin e shënon Imam Maliku në Muvetta)

## Pyetja 41: Cila është lutja që thuhet kur ta shohësh një të sprovuar?

Përgjigjja: “Kur dikush prej jush sheh ndonjë njeri të sprovuar, le të thotë: (Elhamdulilahi el-ledhi afani mimma ibtelake bihi ve feddaleni ala kethirin mimmen haleka tefdilen) “Falënderimi i takon Allahut, që nuk më ka sprovuar me atë që të ka sprovuar dhe që më ka dalluar me të mira prej shumë krijesave të Tij.” (Hadithin e shënon Tirmidhiu)

## Pyetja 42: Cila është lutja që duhet ta thotë ai që ka frikë se mund t’i bjerë mësysh dikujt a diçkaje?

Përgjigjja: Pejgamberi ﷺ ka thënë: “Kur dikush sheh diçka që i pëlqen te vëllai i tij ose në veten ose pasurinë e tij, le të lutet për të për bereqet, sepse mësyshi është i vërtetë.” (Hadithin e shënojnë Imam Ahmedi, Ibn Maxhe dhe të tjerë)

## Pyetja 43: Si dërgohet salavat mbi Pejgamberin ﷺ?

Përgjigjja: (Allahumme sal-li ala Muhammedin ve ala áli Muhammed, kema sal-lejte alá Ibrahíme ve alá áli Ibrahím, inneke Hamídun Mexhíd. Allahumme barik alá Muhammedin ve alá áli Muhammed kema barekte ala Ibrahíme ve alá áli Ibrahím, inneke Hamídun Mexhíd) “O Zot, ki mëshirë ndaj Muhammedit dhe familjes së tij, siç pate mëshirë ndaj Ibrahimit dhe familjes së tij, se vërtet Ti je i Lavdëruar dhe i Madhëruar. O Zot, bekoje Muhammedin dhe familjen e tij, siç e bekove Ibrahimin dhe familjen e tij, se vërtet Ti je i Lavdëruar dhe i Madhëruar.” (Hadithin e shënojnë Buhariu dhe Muslimi)

*******

# Kapitulli: Të ndryshme

## Pyetja 1: Cilat janë pesë normat e përgjegjësisë dhe ngarkimit me obligime fetare (ar. teklifije)?

Përgjigjja:

1) Vaxhib

2) Mustehab

3) Haram

4) Mekruh

5) Mubah

## Pyetja 2: Shpjegoji këto pesë norma!

Përgjigjja:

1. [Vaxhib]: janë detyrimet fetare, si p.sh. falja e pesë namazeve, mbajtja e Ramazanit, mirësjellja me prindërit etj.

- Vaxhibi nënkupton se ai që e përfill, shpërblehet, kurse ai që e shpërfill, ndëshkohet.

2. Mustehabb]: janë gjërat e pëlqyera. Të kësaj natyre janë p.sh. namazet ditore që janë sunet, namazi i natës, ushqimi i të varfërve, dhënia selam etj. Quhen ndryshe edhe sunet apo mendub.

- Ai që bën një vepër që është mustehab, shpërblehet, por nëse e lë atë, nuk ndëshkohet.

Shënim me rëndësi:

Edhe pse nuk parashihet ndëshkim për moskryerjen e veprave të kësaj kategorie, megjithëkëtë, besimtari, duke

pasuar Pejgamberin ﷺ, duhet të nxitojë që të mos lërë sunet pa kryer.

3. [Haram]: ose veprat e ndaluara, si p.sh. konsumimi i alkoolit, kundërshtimi i prindërve, shkëputja e lidhjeve farefisnore.

Ai që e lë ndonjë vepër që është haram, shpërblehet, kurse ai që e vepron atë, ndëshkohet.

4. [Mekruh]: gjërat e papëlqyera, si: përdorimi i dorës së majtë kur merr ose jep diçka, përveshja e rrobave në namaz etj.

Ai që e lë ndonjë vepër që është mekruh, shpërblehet për të, mirëpo nëse e vepron atë, nuk ndëshkohet.

5. [Mubah]: gjëra të lejuara parimisht, si: ngrënia e mollës, konsumimi i çajit. Quhen ndryshe edhe vepra të lejuara dhe hallall.

Kush bën ndonjë vepër që është mubah (e lejuar), as nuk shpërblehet e as nuk ndëshkohet për të.

## Pyetja 3: Cila është norma fetare për shitblerjen?

Përgjigjja: Parimisht, të gjitha shitblerjet janë të lejuara me përjashtim të disa llojeve që i ka ndaluar Allahu i Lartësuar.

Allahu i Madhërishëm thotë:

﴿وَأَحَلَّ اللَّهُ الْبَيْعَ وَحَرَّمَ الرِّبَا﴾

"...Allahu e ka lejuar tregtinë, porse e ka ndaluar kamatën..." [El-Bekare: 275]

## Pyetja 4: Përmend disa lloje të ndaluara të transaksioneve dhe shitblerjeve!

Përgjigjja:

1) Mashtrimi

Ebu Hurejra (Allahu qoftë i kënaqur me të!) rrëfen se i Dërguari i Allahut ﷺ kaloi pranë një grumbulli ushqimi (në treg). Futi dorën në të dhe gishtat i prekën në lagështi, andaj tha: “Ç'është kjo, o pronari i ushqimit?” - "E ka zënë shiu, o i Dërguari i Allahut," - iu përgjigj ai. I Dërguari i Allahut ﷺ ia ktheu: “Përse nuk e ke vendosur sipër që ta shohin njerëzit?! Ai që mashtron nuk është prej meje.” (Hadithin e shënon Muslimi)

2) Kamata, si p.sh. të marrësh nga dikush një borxh prej një mijë eurosh për t’ia kthyer pas një kohe në shumën prej dy mijë eurosh.

Kjo shtesa është kamatë e ndaluar.

Allahu i Lartësuar thotë:

﴿وَأَحَلَّ اللَّهُ الْبَيْعَ وَحَرَّمَ الرِّبَا﴾

“...Allahu e ka lejuar tregtinë, porse e ka ndaluar kamatën...” [El-Bekare: 275]

3) Gareri dhe xhehaleja, bëhet fjalë për shitblerje të pasigurta dhe mbase edhe mashtrime, si p.sh. t’i thotë dikush dikujt: po ta shes qumështin në gjirin e lopës, peshkun në ujë të detit, të cilin ende nuk e ka zënë etj.

Në një hadith qëndron se Pejgamberi ﷺ e ka ndaluar shitjen garer, pra këtë të pasigurtën. (Hadithin e shënon Muslimi)

## Pyetja 5: Përmend disa begati me të cilat Allahu i Lartësuar të ka nderuar!

Përgjigjja: 1) Mirësia e Islamit dhe se ti nuk je mohues.

2) Mirësia e sunetit dhe se ti nuk je risimtar.

3) Mirësia e shëndetit, dëgjimit, shikimit, ecjes etj.

4) Mirësia e ushqimit, pijes, veshmbathjes.

Mirësitë e Allahut, në fakt, janë shumë dhe të panumërueshme.

Allahu i Lartësuar thotë:

﴿وَإِن تَعُدُّوا نِعْمَةَ اللَّهِ لَا تُحْصُوهَا ۗ إِنَّ اللَّهَ لَغَفُورٌ رَّحِيمٌ﴾

“Nëse do t’i numëronit mirësitë e Allahut, nuk do të mund t’i llogarisnit ato. Allahu është vërtet Falës dhe Mëshirëplotë.” [En-Nahl: 18]

## Pyetja 6: Cili është detyrimi ynë kundrejt mirësive, si të falënderojmë për to?

Përgjigjja: Detyrimi ynë është ta falënderojmë Allahun për to, duke shprehur mirënjohje, duke e lëvduar dhe duke ia atribuuar tërësisht Atij meritat për ato mirësi. Po kështu duke i shfrytëzuar mirësitë për ta adhuruar Allahun e jo për ta kundërshtuar Atë.

### Pyetja 7: Cilat janë festat e muslimanëve?

Përgjigjja: Muslimanët kanë dy festa: festën e Bajramit të Fitrit dhe festën e Bajramit të Kurbanit.

Kështu na ka mësuar Pejgamberi ﷺ. Në hadithin e përcjellë nga Enesi (Allahu qoftë i kënaqur me të!), qëndron se kur

Pejgamberi ﷺ kishte migruar në Medinë, kishte gjetur banorët e saj tek festonin dy ditë, për të cilat i kishte pyetur: - Çfarë janë këto dy ditë? - Thanë: I mbanim në xhahilijet (periudhën paraislamike, e po i festojmë edhe sot)! - Pejgamberi ﷺ tha: “(Mos vazhdoni t’i festoni më, sepse) Allahu jua ka zëvendësuar ato ditë me dy ditë tjera më të mira: ditën e kurbanit dhe ditën e fitrit." (Hadithin e shënon Ebu Davudi)

Festat tjera jashtë këtyre dy festave janë risi.

## Pyetja 8: Cili është muaji më me vlerë?

Përgjigjja: Muaji i Ramazanit.

## Pyetja 9: Cila është dita më me vlerë e javës?

Përgjigjja: Dita e xhumasë.

## Pyetja 10: Cila është dita më me vlerë e vitit?

Përgjigjja: Dita e Arafatit.

## Pyetja 11: Cila është nata më me vlerë e vitit?

Përgjigjja: Nata e Kadrit.

## Pyetja 12: Cili është detyrimi fetar kur ta shohësh një grua të huaj?

Përgjigjja: Nëse e sheh një grua të huaj, duhet ta ulësh shikimin. Allahu në Kuran thotë:

﴿قُلْ لِلْمُؤْمِنِينَ يَغُضُّوا مِنْ أَبْصَارِهِمْ﴾

“Thuaju besimtarëve që të ulin shikimet e tyre (nga e ndaluara)...” [En-Nur: 30]

## Pyetja 13: Cilët janë armiqtë e njeriut?

Përgjigjja: 1) Nefsi urdhërues për të keq ose ndjekja e dëshirave dhe kërkesave të diktuara nga nefsi dhe epshi të cilat na çojnë në kundërshtimin e Allahut. Kështu na mëson Allahu në Kuran:

﴿وَمَا أُبَرِّئُ نَفْسِي إِنَّ النَّفْسَ لَأَمَّارَةٌ بِالسُّوءِ إِلَّا مَا رَحِمَ رَبِّي إِنَّ رَبِّي غَفُورٌ رَحِيمٌ﴾

“...sepse shpirti (i njeriut) është fort i prirë për të keqe, përveç atij që e mëshiron Zoti im. Me të vërtetë, Zoti im është Falës dhe Mëshirëplotë.” [Jusuf: 53]

2) Shejtani i mallkuar, misioni i të cilit është lajthitja e njeriut dhe mashtrimi i tij derisa ta çojë në zjarr të xhehenemit. Allahu fuqiplotë thotë në Kuran:

﴿يَا أَيُّهَا النَّاسُ كُلُوا مِمَّا فِي الْأَرْضِ حَلَالًا طَيِّبًا وَلَا تَتَّبِعُوا خُطُوَاتِ الشَّيْطَانِ إِنَّهُ لَكُمْ عَدُوٌّ مُبِينٌ﴾

“...dhe mos ndiqni gjurmët e djallit, sepse ai është njëmend armiku juaj i hapur.” [El-Bekare: 168]

3) Shokët e këqij, të cilët nxisin njerëzit për vepra të këqija dhe i pengojnë nga veprat e mira. Allahu thotë:

﴿الْأَخِلَّاءُ يَوْمَئِذٍ بَعْضُهُمْ لِبَعْضٍ عَدُوٌّ إِلَّا الْمُتَّقِينَ﴾

"Atë Ditë miqtë do të bëhen armiq të njëri-tjetrit, përveç të drejtëve, që e kanë pasur frikë Allahun." [Ez-Zuhruf: 67]

## Pyetja 14: Çfarë është pendimi?

Përgjigjja: Pendimi nënkupton të kthehesh nga kundërshtimi i Zotit në respektim, bindje dhe nënshtrim ndaj Tij. Allahu i Madhërishëm thotë:

﴿ وَإِنِّي لَغَفَّارٌ لِّمَن تَابَ وَآمَنَ وَعَمِلَ صَالِحًا ثُمَّ اهْتَدَىٰ﴾

"Vërtet, Unë jam Falës për atë që pendohet, beson e bën vepra të mira dhe pastaj qëndron në rrugë të drejtë." [Taha: 82]

## Pyetja 15: Cilat janë kushtet e pendimit të sinqertë?

Përgjigjja: Kushtet e pendimit të sinqertë janë: 1) Braktisja e menjëhershme e mëkatit.

2) Keqardhja për të kaluarën.

3) Vendosmëria për të mos iu kthyer më kurrë atij mëkati.

4) Kthyerja e të drejtave atyre që u takojnë.

Allahu i Lartësuar thotë:

﴿ وَالَّذِينَ إِذَا فَعَلُوا فَاحِشَةً أَوْ ظَلَمُوا أَنفُسَهُمْ ذَكَرُوا اللَّهَ فَاسْتَغْفَرُوا لِذُنُوبِهِمْ وَمَن يَغْفِرُ الذُّنُوبَ إِلَّا اللَّهُ وَلَمْ يُصِرُّوا عَلَىٰ مَا فَعَلُوا وَهُمْ يَعْلَمُونَ﴾

"Për ata që, kur bëjnë vepra të turpshme ose i bëjnë dëm vetes, e kujtojnë Allahun, i kërkojnë falje për gjynahet e tyre – e kush i fal gjynahet përveç Allahut? - dhe nuk ngulmojnë me vetëdije në gabimet që kanë bërë." [Al Imran: 135]

## Pyetja 16: Çfarë domethënie ka salavati për Muhammedin ﷺ?

Përgjigjja: Kuptimi i salavatit është se ne po e lusim Allahun e Lartësuar që ta lëvdojë të Dërguarin në mesin e melekëve.

## Çfarë domethënieje ka shprehja ‘subhanallah’?

Shprehja 'SubhanAllah' ka kuptimin ta përshkruash Allahun e Lartësuar në shkallën superiore, larg çdo të mete a gabimi.

## Çfarë domethënieje ka shprehja ‘elhamdulilah’?

Përgjigjja: Ka kuptimin e lëvdatës për Allahun e Lartësuar dhe përshkrimin e Tij me të gjitha tiparet e përsosura.

## Pyetja 19: Çfarë domethënieje ka shprehja ‘Allahu ekber’?

Ka kuptimin se Allahu është më i madh se çdo gjë, më i rëndësishëm, më madhështor e më i çmuar se çdokush dhe çdo gjë.

## Pyetja 20: Çfarë domethënieje ka shprehja ‘la havle ve la kuvete il-la bil-Lah’?

Përgjigjja: Kuptimi i saj është se njeriu nuk mund të kalojë nga një gjendje në një gjendje tjetër dhe se nuk ka fuqi për një gjë të tillë përveç se me ndihmën e Allahut të Lartësuar.

## Pyetja 21: Çfarë domethënieje ka shprehja ‘estagfirullah’?

Përgjigjja: Është kërkesë e robit drejtuar Allahut të Lartësuar që t’ia shlyejë mëkatet dhe t’ia mbulojë të metat.

*******

# Përfundim

Për fund,

këto pyetje në fakt paraqesin një obligim që prindërit e kanë kundrejt fëmijëve të tyre, andaj duhet të jenë të vëmendshëm e syçelë që tua mësojnë kuptimet e tyre fëmijëve dhe tua përsërisin herë pas here në mënyrë që fëmijët të rriten duke pasur besim të shëndoshë, vepra të qëlluara, dhe etikë e moral të mirë. Angazhimi i prindërve me këtë lloj edukimi është më me rëndësi se angazhimi i tyre për tua siguruar jetesën. Allahu na mëson në Kuran:

﴿يَا أَيُّهَا الَّذِينَ آمَنُوا قُوا أَنفُسَكُمْ وَأَهْلِيكُمْ نَارًا وَقُودُهَا النَّاسُ وَالْحِجَارَةُ عَلَيْهَا مَلَائِكَةٌ غِلَاظٌ شِدَادٌ لَّا يَعْصُونَ اللَّهَ مَا أَمَرَهُمْ وَيَفْعَلُونَ مَا يُؤْمَرُونَ﴾

"O ju që besoni! Ruani veten dhe familjet tuaja nga Zjarri, lënda djegëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët. Atë e mbikëqyrin melekë të fuqishëm e të ashpër, të cilët kurrë nuk i kundërshtojnë urdhrat e Allahut, por i zbatojnë menjëherë ata." [Et-Tahrim: 6]

I Dërguari i Allahut, Muhamedi ﷺ ka thënë: "Burri është bari për familjen e tij, ndaj do të japë llogari për kopenë e vet. Gruaja është bareshë për shtëpinë dhe fëmijët e burrit të vet, ndaj do të pyetet për ta." (Hadithin e shënojnë Buhariu dhe Muslimi)

Përshëndetjet qofshin për zotërinë tonë, Muhammed, familjen dhe shokët e tij!

# Përmbledhje



موسوعة القرآن الكريم

QuranEnc.com



موسوعة تضم تفاسير وتراجم موثوقة لمعاني القرآن الكريم



موسوعة الأحاديث النبوية

HadeethEnc.com



موسوعة تضم ترجمات للأحاديث النبوية وشروحها بعدة لغات



موسوعة المصطلحات الإسلامية

TerminologyEnc.com



موسوعة تضم ترجمات المصطلحات الإسلامية وشروحها بعدة لغات



منتقى

المحتوى الإسلامي



موسوعة تضم المنتقى من المحتوى الإسلامي باللغات

IslamHouse.com



مرجعية مجانية إلكترونية موثوقة للتعريف بالإسلام

# ننشر الإسلام بأكثر من 100 لغة



جمعية الدعوة وتوعية الجاليات بالربوة



جمعية خدمة المحتوى الإسلامي باللغات